# DITURIA ISLAME

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

NUMËR 348• VITI 33 • NËNTOR 2019 • REBIUL-EVVEL / REBIUL-AHIR 1441 • ÇMIMI 1 €

Urimi i Myftiut për Mevludin e Pejgamberit a.s.

Masakra e Reçakut

Mjekësia preventive në Sunetin e Muhamedit a.s.



Myftiu Tërnava u prit nga Shërbëtori i Dy Xhamive të Shenjta, Mbreti Salman bin Abdulaziz Al Saud

www.bislame.net

# Urimi i Myftiut për Mevludin e Pejgamberit a.s.

Sonte, e mbarë bota islame shënon ditëlindjen e krijesës më të dalluar, Pejgamberit të fundit, mëshirës së njerëzimit, Muhamedit a.s.. Lindja e tij ishte dhe mbetet dhuratë hyjnore për njerëzimin. Allahu e dërgoi mëshirë për ne. Ndaj, sonte nuk kemi pse të mos gëzohemi, nuk kemi pse të mos kremtojmë lindjen e tij, nuk kemi pse të mos rikujtojmë personalitetin dhe misionin e tij, në të cilin fshihen udhëzimi dhe shpëtimi ynë.

Allahu xh.sh. thotë: "Në të Dërguarin e Allahut ka shembull të mrekullueshëm për atë që shpreson tek Allahu dhe në Ditën e Fundit dhe e përmend shumë Allahun." [Ahzab: 21].

Më lejoni që, në fund të këtij urimi, të jap edhe një motiv shtesë pse duhet të marrim shkas këtë datë e botës t'ia përcjellim personalitetin e Muhamedit a.s.. Alphonse de Lamartine thotë: "Kush mund të marrë guximin e ta krahasojë gjenialitetin e ndonjë figure të lartë të historisë moderne me atë të Profetit Muhamed?! Këta të famshëm kanë prodhuar armë, kanë vënë ligje e kanë themeluar perandori, por krenaria që kanë fituar ka vdekur pothuajse para se të kenë vdekur vetë ata, ndryshe nga ky burrë, Muhamedi, i cili, jo vetëm që ka udhëhequr ushtri, ka vënë ligje, ka themeluar perandori, ka udhëhequr popuj e dinasti, por edhe ka drejtuar miliona njerëz që atëbotë ishin hiç më pak se 1/3 e botës. Dhe jo vetëm kaq. Ai u ka dhënë fund idhujve, feve, ideve dhe besimeve të kota… Duke marrë në konsideratë të gjithë parametrat e madhështisë njerëzore, dua të pyes: A ka njeri më të madh se Muhamedi?"

Po pyes edhe unë, a ka njeri më të madh se Muhamedi a.s., për lindjen e të cilit duhet të gëzohemi më shumë?!

Besimtarëve myslimanë shqiptarë dhe të komuniteteve të tjera në Kosovë, shqiptarëve myslimanë brenda trojeve tona etnike dhe mbarë botës islame, ua shprehim urimet tona me rastin e kësaj Natë të shënuar!

*Juaji,*
*Naim ef. Tërnava,*
*Myfti dhe Kryetar i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës.*
*(8 nentor 2019)*

## Në këtë numër:







**DITURIA ISLAME**
REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

Boton:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.

**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani

**Redaksia:**
Ahmet Sadriu, mr. Ramadan Shkodra, mr. Azmir Jusufi, Mustafë Hajdari, dr. Ejup Haziri, mr. Vaxhide Bunjaku, mr. Vedat Shabani dhe dr. Valon Myrta.

**Sekretar në redaksi:**
Dr. Rexhep Suma

**Lektor & Korrektor:**
Ilmi Rexhepi

**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani

**Adresa:**
Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë.

Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com

**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $

**Shtypi:**
Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*



"...E sikur të dinin ata që bënë mizori se kur do ta shohin dënimin (në botën tjetër), do të binden se e tërë fuqia i takon vetëm Allahut dhe se Allahu është ndëshkues i rreptë."

(El Bekare: 165)

# Masakra e Reçakut

*Politikanët serbë duhet të tregojnë një minimum respekti dhe ndërgjegje njerëzore për masakrën e Reçakut dhe atyre duhet t'u vijë turp për krimet barbare që kanë bërë në Kosovë e Bosnje.*

*"Ajo që ndodhi këtu nuk mund të kuptohet nga mendja njerëzore" - kështu u shpreh kancelarja gjermane, Angela Merkel, në vizitën që i bëri kampit të përqendrimit të Aushvicit. Ajo tha se: "Jam e mbushur me turp të thellë përballë krimeve barbare që u kryen këtu nga gjermanët, krime që kapërcejnë kufijtë e gjithçkaje të prekshme. Mbushem me tmerr dhe tronditje kur përballem me krimet dhe tmerret që u janë shkaktuar grave, burrave dhe fëmijëve në këtë vend".*

*"E rëndësishme është që kriminelët t'i quajmë me emrat e tyre të vërtetë dhe ata jemi ne gjermanët. Rikujtimi i krimeve është përgjegjësi e jona, e cila asnjëherë nuk do të mbarojë... Kjo faqe na detyron të mbajmë gjallë kujtesën. Ne duhet të kujtojmë krimet e kryera këtu dhe t'i quajmë me emrat e tyre të qartë."*

*Kancelarja Merkel theksoi se krimet naziste në këtë kamp përqendrimi janë të pandashme nga identiteti gjerman. "Krimet në Aushvic janë pjesë e fortë e identitetit tonë kombëtar", tha ajo dhe u shpreh se "krimet asnjëherë nuk duhet të harrohen dhe t'u hiqet vijë, e as të relativizohen".*

*Ndërsa Merkel flet me turp për krimet e së kaluarës të udhëheqësve gjermanë, udhëheqësit serbë flasin me krenari për krimet e Sllobodan Milloshevigit dhe masakrat e shtetit të tyre.*

*Madje, presidenti i Serbisë, Aleksandar Vuçiq, e ka quajtur trillim maskrën e Reçakut: "...krimin e fabrikuar në Reçak, ku gjithçka u falsifikua nga ai mashtrues me flokë të bardhë, një mashtrues si (William) Walker". Një deklaratë e tillë erdhi pas dënimit me dy vjet burgim të ish-ministrit Ivan Todosijeviq, që bëri të njëjtën deklaratë ndërsa ishte në postin e ministrit në qeverinë e kaluar të Kosovës. Politikanëve serbë duhet t'u vijë turp për krimet barbare të popullit të tyre.*

*BE nuk duhet të lejojë që ish-zëdhënësit e kriminelit Millosheviç dhe të regjimit të tij gjakatar, që tronditi botën me krimet monstruoze, të mund të guxojnë të përbuzin dhe të fyejnë viktimat e pafajshme. Ata mohojnë gjenocidin e Srebrenicës, mohojnë masakrën e Reçakut. Në BE nuk duhet të ketë vend për ata që mohojnë gjenocidin dhe përdorin retorikën për të përhapur urrejtjen, dhe sidomos për ata që lavdërojnë kriminelët e dënuar të luftës.*

*Serbia s'mund t'i ikë përgjegjësisë me përpjekjet për të shtrembëruar ngjarjet e dhimbshme historike. Fjalët e Merkelit vlejnë edhe për politikanët serbë: "Kujtimi i krimeve është një përgjegjësi që nuk mbaron kurrë. I takon në mënyrë të pandashme vendit tonë. Të jesh i vetëdijshëm për këtë përgjegjësi është pjesë e identitetit tonë kombëtar."*

*Gjenocidi, varret masive dhe masakrat janë e vërteta e Serbisë. Është koha që ajo të fillojë të merret me të. Nuk mund të ketë të ardhme paqësore në Ballkan pa pranuar Serbia krimet e së kaluarës*

*Dr. Ajni Sinani*

*Fjala me rastin e hapjes së garave të Kuranit në nivel ballkanik, mbajtur në Prishtinë më 01-11- 2019*

# Tradita e leximit dhe e mësimit të Kuranit në vendet tona është shekullore

*Të nderuar lexues dhe dëgjues të Fjalës së Allahut,*
*Të nderuar garues dhe mysafirë nga Shqipëria, Turqia, Bosnja, Bullgaria, Kroacia, Mali i Zi dhe Sanxhaku,*
*I nderuari Drejtor i zyrës rajonale të Rabitas Abdulla Rahmetullah-u,*
*Të nderuar përfaqësues të institucioneve të BIK-ut,*
*Të nderuar pedagogë dhe ju nxënës të Medresesë,*
*Të nderuar ish-nëpunës të BIK-ut,*
*Të nderuar përfaqësues të këshillave vendorë të BIK-ut,*
*Të nderuar të pranishëm,*
*Vëllezër e motra!*




Kam kënaqësinë, nderin e respektin e veçantë që, sonte në këtë amfiteatër të bukur të Medresesë "Alauddin", me rastin e mbajtjes së garave të para të Kuranit në nivel ballkanik, në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame dhe në emrin tim t'ju dëshiroj mirëseardhje dhe qëndrim të këndshëm në këtë objekt, i cili, pavarësisht furtunave që e goditën gjatë shekullit që shkoi, dha kontribut shumë të madh në kultivimin e ndjenjës së leximit dhe mësimit përmendsh të Kuranit, fjalës së Allahut xh.sh., e mbajti gjallë atë edhe atëherë kur ishte shumë vështirë të mbahej gjatë sistemit të dhunshëm komunisto - ateist. Kjo Medrese me personelin e saj dhe ky amfiteatër dhanë shumë për lirinë e vendit tonë dhe për bërjen e shtetit.

*Të nderuar të pranishëm!*

Kurani është libër i shpallur i Allahut xh.sh., është dritë e Zotit, Krijuesit të këtij universi për njerëzimin mbarë, është mëshira më e madhe e cila iu dhurua ymetit. Si i këtillë ai është edhe mrekulli hyjnore. Përmbajtja dhe stili i tij janë sfiduese deri në Ditën e Kiametit. Kjo për shkak se Kurani është libër në të cilin nuk ka dyshim.

Allahu xh.sh. thotë: *"A nuk përsiatin ata mbi Kuranin! Sikur ai të mos ishte prej Allahut, do të gjenin në të shumë kundërthënie."* [En Nisa, 82]

Pastaj ajeti: *"Atëherë le të sjellin një libër të ngjashëm me të, nëse ajo që thonë është e vërtetë!"* [Et Tur, 34]

Kuranin Allahu xh.sh. e bëri program të përgjithshëm e gjithëpërfshirës të jetës sonë, leximin e tij e bëri adhurim, me leximin e tij fitojmë shpërblimet më të mëdha e të llojllojshme, nëse njeriu i qëndron besnik leximit të Kuranit në vazhdimësi.

Dhe jo rastësisht Allahu xh.sh. e fillon edhe ajetin e parë të shpalljes së fundit me fjalën: "Ikre - Lexo", për të vazhduar e për t'ia bërë me dije njeriut se është Ai i Cili njeriut i fali mundësi e veçori, të cilat e veçojnë nga krijesat e tjera, se Ai i mësoi atë që nuk diti, se Ai i mësoi përdorimin e lapsit, Allahu thotë: *"Lexo me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi (çdo gjë). Krijoi njeriun prej një gjaku të ngjizur (në mitrën e nënës). Lexo! Se Zoti yt është më bujari!. Ai që e mësoi (njeriun) të shkruajë me penë".* (El-Alek: 1-4)

Assesi nuk mund t'i rrumbullakojmë të mirat dhe shpërblimet e shumta që sjell leximi i Kuranit, jona mbetet që të ripërtërijmë dhe të rifreskojmë marrëdhëniet tona me librin e Allahut xh.sh. nëpërmjet leximit, i cili në vazhdimësi pastron mendjen, zemrën dhe shpirtin e njeriut, ruan kënaqësinë në zemrën e besimtarit, e cila e fuqizon edhe më shumë për devotshmëri dhe për adhurim ndaj Allahut xh.sh.

Kurani është një fuqi ringjalljeje në kujtesë, e përsëritshme në mendjen e njeriut, këtë mundësi Allahu xh.sh., ia dhuron atij që e mëson leximin e Kuranit dhe e mëson përmendsh atë. Leximi i Kuranit është mirësia dhe ibadeti-adhurimi më i madh me të cilën njeriu mysliman e rikujton Allahun, është mrekulli e përjetshme, e cila pro-

vokon dhe sfidon mendjen e njeriut në vazhdimësi, sa më shumë të lexohet, aq më shumë shtohet dashuria ndaj tij. Leximi i Kuranit mbush dhe ushqen trurin e njeriut, ky lexim i ofron dashuri dhe ndjenjë gëzimi të vazhdueshme për Zotin xh.sh., dhe për tërë atë që Ai ka urdhëruar në raport me jetën dhe universin.

Duhet ditur se leximi i Kuranit është edhe mënyra më madhështore e përmendjes së Allahut xh.sh. dhe e adhurimit ndaj Tij, ngase përmendja e Allahut xh.sh. bëhet në vazhdimësi gjatë leximit të Kuranit, derisa largimi nga leximi i Kuranit mund të konsiderohet edhe largim nga vetë Kurani. Nisur nga kjo, shohim se Muhamedi a.s. ka urdhëruar dhe obliguar shokët e tij që ta shkruanin dhe ta mësonin përmendsh atë që shpallej nga Kurani. Edhe vetë Muhamedi a.s. gjatë jetës së tij prej të dërguari ishte i përkushtuar që çdo ditë të lexonte Kuran.

S'ka dyshim se Medreseja "Alauddin" me leximin dhe mësimin e Kuranit përmendsh është vazhdimësi e shkollës të cilin e ngriti para 14 shekujve i Dërguari i fundit i Allahut, Muhamedi a.s. dhe shokët e tij. Që në kohën e Muhammedit a.s. kishte nga sahabët që ishin hafëzë të Kuranit. Por, Pejgamberi a.s. kishte kërkuar nga shokët e tij, madje jo vetëm ta mësonin Kuranin, por t'ua mësonin edhe të tjerëve.

Një begatie të tillë nuk ka si të mos i kushtojmë rëndësi edhe ne, myslimanët e këtyre trojeve. Që nga dita kur të parët tanë kanë përqafuar këtë fe e deri në ditët tona, respekti për Kuranin jo që ka munguar por është rritur vazhdimisht. Jo vetëm përfshirja e tij në kurrikulat mësimore në Medrese dhe Fakultet si lëndë kryesore, por edhe angazhimi shtesë, duke hapur institute për hifz, duke certifikuar hafëzë dhe tash, këto vitet e fundit, edhe duke mbajtur gara për Kuranin, janë dëshmi të këtij respekti dhe shërbimi ndaj librit të Allahut.

Pejgamberi a.s. thotë: *"Më i miri prej jush është ai që mëson Kuranin dhe ua mëson të tjerëve"*

Leximi i një shkronje nga Kurani ka vlerën e dhjetë shpërblimeve, Allahu xh.sh. shumëfishon shpërblimin për atë që dëshiron, ngase Kurani erdhi mëshirë e këshillë e përgjithshme për njerëzimin mbarë, është kryemrekulli e të gjitha mrekullive të mëhershme te pejgamberët e tjerë.

Lirisht mund të thuhet se sot nuk ka vend në botë ku jetojnë myslimanë e të mos ketë hafëzë të Kuranit. Edhe në trojet tona, krahas përhapjes së Islamit, pati filluar të mësohej Kurani. Me kohë numri i hafëzëve edhe te ne është rritur. Sa më i madh që ishte një vend dhe sa më shumë institucione fetare arsimore që kishte (mejtepe, medrese, etj.), aq më i madh ishte edhe numri i atyre që e mësonin Kuranin. Udhëpërshkruesi i njohur osman, Evlija Çelebiu, kur ka vizituar vendet tona, ka lënë të dhëna për shumë medrese, të cilat kanë qenë të veçanta për mësimin dhe studimin e Kuranit, të njohura si "Darul- Kurra", si në Prishtinë, Shkup, Berat, Gjirokastër etj.

Gjatë historisë sonë në institucionet tona edukative-arsimore duke nisur nga xhamitë, mejtepet, medresetë, në vazhdimësi i është kushtuar kujdes i veçantë mësimit të drejtë, të saktë dhe të bukur të leximit të Kuranit. Në këtë drejtim ulemaja jonë përveçqë ka përgatitur talebet që kanë lexuar mirë Kuranin, ka nxjerrë edhe hafëzë.

Tradita e mësimit dhe leximit të drejtë e të saktë të Kuranit ka ekzistuar te ne në mënyrë të organizuar e institucionale dhe ajo ka vazhduar dhe vazhdon deri më sot dhe do të vazhdojë edhe në të ardhmen. Këtë e garanton, përveç të tjerash, edhe respekti që lexuesve të mirë të Kuranit u ka dhënë shoqëria jonë, ata kanë një vend të merituar në shoqëri.

Prandaj, të dashur nxënës dhe ju pjesëmarrës të garave, me shumë bindje ju them se ju si edhe kolegët tuaj anekënd botës, jeni dëshmi-provë e garancisë hyjnore për vazhdimësinë e leximit të Fjalës së Allahut xh.sh.. Ju jeni të privilegjuar nga moshatarët tuaj, sepse krahas mësimeve të shkencave të tjera, ju qysh në rininë tuaj të hershme absorboni në zemrat dhe shpirtrat tuaj nektarin e pastër të marrë nga leximi e mësimi përmendsh i Kuranit, dhe me këtë jetoni e garoni kudo ku gjendeni.

*Të nderuar vëllezër e motra!*

Siç u tha, tradita e leximit dhe mësimit të Kuranit në vendet tona është shekullore, mirëpo duhet thënë që popujt e vendeve tona u përballën me sisteme jodashamirëse ndaj fesë e besimit, e që siç dihet, u mbyllën thuajse të gjitha medresetë, duke dashur që të godasin e të shuajnë ndjenjën e besimit. Mirëpo, me gjithë vështirësitë, presionet dhe propagandën ideologjike me të cilat u përballën shoqëritë tona, nuk hoqëm dorë nga besimi, nuk hoqëm dorë nga Kurani e leximi i tij. Deshi i madhi Zot dhe atij sistemi i erdhi fundi dhe tani në të gjitha trojet tona, në të gjitha vendet e Ballkanit janë kthyer medresetë, në të cilat mësohet leximi i Kuranit, dhe si rezultat i punës së medreseve në vendet e Ballkanit, përveçqë kemi së pari lexues të devotshëm të Kuranit, kemi edhe studiues të niveleve të ndryshme, por ajo që dua të theksoj me këtë rast është se nga brezi i ri kemi bazë e potencial të mjaftueshëm për të organizuar edhe konkurse garuese në leximin e Kuranit.

Ndaj edhe unë si Myfti i këtyre trojeve, do të angazhohem deri në frymën e fundit për Kuranin. Do të përkrah nisma dhe projekte që kanë të bëjnë me Kuranin. Kam bindjen e thellë se nëpërmjet shërbimit që i bëjmë Kuranit, në i shërbejmë vetvetes. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Allahu i lartëson disa njerëz për shkak të këtij Libri dhe i ul disa të tjerë."

Në garën tuaj nuk ka humbës. Ju të gjithë jeni fitues. Ju, siç ka thënë Muhamedi a.s. për ju, jeni miqtë e Allahut dhe të dalluarit e Tij. Mua nuk më mbetet tjetër vetëm ta lus Allahun që drita e Kuranit t'jua ndriçojë përherë rrugën deri kur ta takoni Allahun!

Pa dashur ta zgjas më tepër, por duke ju uruar shëndet dhe suksese në këto gara, po përmend edhe këtë ajet, ku Allahu xh.sh. thotë: *"... E për shpërblim të tillë le të garojnë ata që lakmojnë të mirën!"* (El-Mutafifin, 26).

Dhe në fund fare, më lejoni të them edhe një gjë: do të isha mosmirënjohës sikur të mos falënderoja me këtë rast Organizatën e Botës Islame – Rabitatu-l-Alemi-l-Islamij, për ndihmën e ofruar për mbajtjen e këtyre garave.

Edhe një herë, ju uroj shëndet, suksese dhe mbarësi dhe që të kaloni çaste të mira nën Hijen e Fjalëve të Allahut xh.sh.!

*Myftiu i Kosovës,*
*Naim ef. Tërnava*

**Sabri Bajgora**

# Komentimi i sures Llukman – (3)

## Arroganca e jobesimtarëve ndaj Kuranit me gjithë argumentet e pakontestueshme dhe shpërblimi i besimtarëve në Ahiret

وَمِنَ النَّاسِ مَن يَشْتَرِي لَهْوَ الْحَدِيثِ لِيُضِلَّ عَن
سَبِيلِ اللَّـهِ بِغَيْرِ عِلْمٍ وَيَتَّخِذَهَا هُزُوًا أُولَـٰئِكَ لَهُمْ
عَذَابٌ مُّهِينٌ ﴿٦﴾ وَإِذَا تُتْلَىٰ عَلَيْهِ آيَاتُنَا وَلَّىٰ مُسْتَكْبِرًا
كَأَن لَّمْ يَسْمَعْهَا كَأَنَّ فِي أُذُنَيْهِ وَقْرًا فَبَشِّرْهُ بِعَذَابٍ
أَلِيمٍ ﴿٧﴾ إِنَّ الَّذِينَ آمَنُوا وَعَمِلُوا الصَّالِحَاتِ لَهُمْ جَنَّاتُ
النَّعِيمِ ﴿٨﴾ خَالِدِينَ فِيهَا وَعْدَ اللَّـهِ حَقًّا وَهُوَ الْعَزِيزُ
الْحَكِيمُ ﴿٩﴾ خَلَقَ السَّمَاوَاتِ بِغَيْرِ عَمَدٍ تَرَوْنَهَا وَأَلْقَىٰ فِي
الْأَرْضِ رَوَاسِيَ أَن تَمِيدَ بِكُمْ وَبَثَّ فِيهَا مِن كُلِّ دَابَّةٍ وَأَنزَلْنَا
مِنَ السَّمَاءِ مَاءً فَأَنبَتْنَا فِيهَا مِن كُلِّ زَوْجٍ كَرِيمٍ ﴿٠١﴾ هَـٰذَا
خَلْقُ اللَّـهِ فَأَرُونِي مَاذَا خَلَقَ الَّذِينَ مِن دُونِهِ بَلِ الظَّالِمُونَ
فِي ضَلَالٍ مُّبِينٍ ﴿١١﴾

*“Prej njerëzve ka të tillë që bëjnë tregti me tregime të kota, që të largojnë (të tjerët) nga rruga e Allahut, pa asfarë dijenie, duke i marrë ato (ajetet e Allahut) si tallje. Të tillët i pret dënimi poshtërues. Kur ndonjërit prej tyre i lexohen ajetet Tona, ai e kthen shpinën me mendjemadhësi e shtiret sikur nuk i ka dëgjuar dhe sikur i janë shurdhuar veshët, prandaj “përgëzoje” atë më një dënim të dhimbshëm. E për ata që besuan dhe bënë vepra të mira, janë xhenetet e begatshme, në të cilat do të qëndrojnë përherë. Premtimi i Allahut është i vërtetë; Ai është i Plotfuqishmi dhe i Urti. Qiejt, që ju shihni, i krijoi pa shtylla, e në tokë vendosi kodra të palëvizshme që ju të mos lëkundeni dhe ka shpërndarë në të gjithfarë gjallesash. Ne nga qielli e zbresim shiun dhe, nëpërmjet tij, kemi bërë të mbijë çdo lloj (bime) i mirë. Ky është krijimi i Allahut! Më tregoni, pra, se çfarë kanë krijuar të tjerët pos Tij? (Asgjë) Por keqbërësit janë vërtet në humbje të plotë.” – (Llukman, 6-11).*

## Lidhja e këtyre ajeteve me ata paraprakë

Pasi që Allahu i Madhërishëm në ajetet paraprake sqaroi se ky Kuran përmban ajete që përmbajnë e rrezatojnë urtësi, dhe pasi që sqaroi se si do të jetë gjendja e të udhëzuarve në rrugën e drejtë; tash në këto ajete i Gjithëfuqishmi sqaron gjendjen e jobesimtarëve, të cilët e nënçmonin këtë Kuran, se ata në Ahiret i pret një dënim i dhimbshëm.

Pas këtyre ajeteve, Allahu xh.sh. sërish dëfton për premtimin e Tij dhënë besimtarëve, që e lexojnë këtë Kuran dhe udhëzohen nëpërmjet tij, se në Ahiret i pret Xheneti, si shpërblim.

## Shkaku i zbritjes së ajetit të 6-të

- Transmetohet nga Ibn Abasi të ketë thënë: “Ky ajet ka zbritur për Nadr bin Harithin, i cili e kishte blerë një këngëtare, dhe, sa herë që dëgjonte se dikush dëshironte të përqafonte Islamin, shkonte së bashku me të dhe i thoshte: Jepi për të ngrënë, për të pirë dhe kërko prej saj të të këndojë, sepse kjo është më e mirë për ty sesa ajo për të cilën po të thërret Muhamedi, të falesh, të agjërosh dhe të luftosh në krah të tij”,[1] prandaj zbriti ky ajet.

- Mukatili thotë se ky ajet ka zbritur për Nadr bin Harithin, i cili shkonte për tregti në Persinë e atëhershme. Atje blinte libra të ndryshëm me tregime e legjenda dhe vinte e ua rrëfente kurejshëve duke u thënë: Muhamedi po ju rrëfen ngjarjet e Adit dhe Themudit, kurse unë po ju rrëfej tregimet e Rrustumit dhe Isfindjarit si dhe rrëfimet e perandorëve të tyre. Kurejshët çmendeshin pas rrëfimeve të tij, ndërkohë që injoronin tërësisht dëgjimin e Kuranit.”[2]

- Po ashtu është transmetuar nga Ibn Abasi se ky ajet ka zbritur për një njeri nga kurejshët, i cili e kishte blerë një robëreshë që i këndonte atij ditë e natë.[3]

## Koment:

*6. Prej njerëzve ka të tillë që bëjnë tregti me tregime të kota, që të largojnë (të tjerët) nga rruga e Allahut, pa asfarë dijenie, duke i marrë ato (ajetet e Allahut) si tallje. Të tillët i pret dënimi poshtërues.*

Ashtu siç pamë edhe nga shkaku i zbritjes së këtij ajeti, veprimi

i Nadr bin Harithit, nuk ishte i vetmi që idhujtarët e ndërmerrnin kundër Muhamedit a.s. dhe pasuesve të tij. Ata përdornin metoda të ndryshme për t'i shmangur njerëzit nga Thirrja islame, e cila po i pushtonte me shpejtësi rrufeje zemrat e tyre. E, një prej tyre ishte edhe kjo, e përhapjes së legjendave dhe miteve persiane, duke i vënë në rivalitet me rrëfimet kuranore. Kurse veprimi tjetër ishte devijimi i njerëzve nëpër ndejat e shthurura të natës, ku valltaret dhe këngëtaret u silleshin e u përdridheshin parisë idhujtare, të cilët, nën ndikimin e alkoolit, e humbnin mendjen dhe arsyen e shëndoshë.

Nocioni *"lehvul-hadith"*, nënkupton çdo fjalë të kotë, të pavlerë, të shthurur, legjendë, këngë amorale, ose çdo gjë që ta shpërqendron zemrën dhe mendjen nga e vërteta, si dhe çdo dëfrim apo argëtim, që ta humb kohën kot së koti.[4] Me një fjalë, çdo gjë që është në kundërshtim me dinjitetin e njeriut si krijesë, së cilës Allahu xh.sh. ia besoi mëkëmbësinë në tokë, hyn brenda këtij përshkrimi.

Ky ajet, synim dhe qëllim parësor e ka që njeriun ta ndërgjegjësojë që, kur të dëshirojë të "blejë" diçka, të jetë shumë i vëmendshëm, sepse kur njeriu blen, ai synon që nëpërmjet asaj tregtie a biznesi të fitojë diçka, ndërkohë që "tregtia" e Nadr bin Harithit dhe e sojit të tij, nëpër kohë, ishte devijimi i njerëzve nga e vërteta, tallja me ajetet e Kuranit etj., dhe ishte një tregti e humbur për botën tjetër.

Është transmetuar nga Behz ibn Hakimi të ketë thënë: Më ka rrëfyer babai im e ky nga babai i tij të ketë thënë: E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut s.a.v.s. të ketë thënë: *"Mjerë për atë që flet dhe gënjen me qëllim që njerëzit t'i bëjë të qeshin! Mjerë për të! Mjerë për të!"*[5]

Sigurisht që njerëzit e tillë, që ajetet e Kuranit i marrin për tallje, nesër në Ahiret i pret një dënim i turpshëm dhe përgjithmonë do të jenë në ndëshkim poshtërues.

**Allahu xh.sh. këtë ndëshkim e ka quajtur *'poshtërues'* e jo *'të dhimbshëm'*, për shkak se ndëshkimi i tyre do të jetë aq nënçmues, saqë të ndëshkuarit nuk do t'i mbetet asnjë pikë dinjiteti.**

Ashtu si në këtë ajet, i Madhërishmi edhe në disa ajete të tjera kuranore flet për jobesimtarët të cilët talleshin me Kuranin dhe me të Dërguarin a.s., si ajeti 65 i sures "Et-Tevbe": *"E nëse i pyet (përse tallen), ata sigurisht do të thonë: "Ne vetëm jemi mahitur e dëfryer". Thuaj: "A me Allahun, ajetet (fjalët) e Tij dhe me të Dërguarin e Tij talleshit?!".*

Allahu xh.sh. këtë ndëshkim e ka quajtur *'poshtërues'* e jo *'të dhimbshëm'*, për shkak se ndëshkimi i tyre do të jetë aq nënçmues, saqë të ndëshkuarit nuk do t'i mbetet asnjë pikë dinjiteti, sepse do të përjetojë përbuzje të turpshme publike, për shkak të talljes së tij me fenë e Allahut në këtë botë!

*7. Kur ndonjërit prej tyre i lexohen ajetet Tona, ai e kthen shpinën me mendjemadhësi, e shtiret sikur nuk i ka dëgjuar dhe sikur i janë shurdhuar veshët, prandaj "përgëzoje" atë më një dënim të dhimbshëm.*

Kur idhujtarëve u lexoheshin ajete të Kuranit, shumë prej tyre menjëherë e kthenin shpinën nga mendjemadhësia duke e shpërfillur dhe nënçmuar atë, madje edhe shtireshin sikur ishin të shurdhër. Ata thjesht e bënin këtë veprim nga arroganca, urrejtja dhe përbuzja që ndienin ndaj fesë islame dhe ndaj Kuranit famëlartë. Madje, për më tepër, i preferonin rrëfimet perse e ato romake, duke u sjellë me përçmim ndaj ajeteve kuranore, të cilat ftonin për shpëtim. Sidoqoftë, mendjet e errësuara me mugëtirën e kufrit e të idhujtarisë, assesi nuk dëshironin dritën e udhëzimit, prandaj të tillët do të përballen nesër me poshtërimin dhe ndëshkimin më të tmerrshëm e më të dhimbshëm.

Sa i përket pjesës së fundit të ajetit: *"prandaj 'përgëzoje' atë më një dënim të dhimbshëm"* duhet të sqarojmë arsyen pse në ajetin paraprak, Allahu xh.sh. për mohuesit dhe jobesimtarët tha se ata i pret një *"dënimi poshtërues"*, kurse në këtë ajet e ka përmendur *"dënimin e dhimbshëm"*. Meqë në ajetin paraprak, për idhujtarët që haptazi talleshin me Kuranin famëlartë, flitet në shumës, atëherë, në përputhje me këtë kontekst, edhe dënimi në Ahiret u përshkruhet të jetë publik, përbuzës e poshtërues njëkohësisht, ndërkohë që tash në këtë ajet, ku po flitet në trajtën e njëjësit dhe po flitet për injorim dhe mendjemadhësi, pikërisht në përputhje me këtë kontekst, edhe dënimi u përshkruhet të jetë tepër i dhimbshëm, por jo publik.[6]



**Ata që i besuan Allahut, e merituan epitetin 'besimtar', andaj për të tillët i Gjithëmëshirshmi ka përgatitur xhenete-kopshte, në të cilat ata do të qëndrojnë përgjithmonë.**

*8. E për ata që besuan dhe bënë vepra të mira, janë xhenetet e begatshme,*

*9. në të cilat do të qëndrojnë përherë. Premtimi i Allahut është i vërtetë; Ai është i Plotfuqishmi dhe i Urti.*

Pasi që Allahu fuqiplotë, na njohu me qëndrimin shpërfillës e injorues të idhujtarëve ndaj Kuranit famëlartë, injorim i nxitur nga mendjemadhësia dhe inati, tash në këto dy ajete vijuese Ai po na njeh me grupin e shpëtuar, me ata që, me zemër e me shpirt, e përqafuan udhëzimin hyjnor, me besimtarët e vërtetë, zemrat e të cilëve pulsuan, që në fillim, me ritmet e imanit e të njëshmërisë. Pothuajse në të shumtën e rasteve, pasi që Allahu në Kuran përmend kërcënimin ndaj jobesimtarëve me ndëshkimin në Xhehenem, Ai menjëherë flet për besimtarët dhe shpërblimin e tyre në Xhenet. Kjo, sa për t'u dhënë kurajë besimtarëve, që të mos humbin shpresën për mëshirën e Allahut, pavarësisht vështirësive, mundimeve dhe vuajtjeve që i përjetonin në këtë botë.

Ata që i besuan Allahut, e merituan epitetin 'besimtar', andaj për të tillët i Gjithëmëshirshmi ka përgatitur xhenete-kopshte, në të cilat ata do të qëndrojnë përgjithmonë. Aty do të jenë në kënaqësitë e papërshkrueshme, duke shijuar pafundësisht mirësitë e Allahut xh.sh..

Pjesa e fundit e ajetit të 8-të: *"Premtimi i Allahut është i vërtetë; Ai është i Plotfuqishmi dhe i Urti."*, vjen si qetësim për zemrat e besimtarëve, se premtimi i Allahut është i vërtetë. Atë që Allahu e ka premtuar për besimtarët, do ta realizojë, sigurisht do ta realizojë edhe kërcënimin e bërë ndaj jobesimtarëve, sepse Ai është i Plotfuqishëm, dhe në çdo veprim të Tij ka urtësi e madhështi. Ai e bëri këtë Kuran udhëzim, qetësim dhe shërim për zemrat e besimtarëve, kurse humbje e shkatërrim për mizorët dhe të prishurit, ashtu siç ka ardhur në ajetin 82 të kaptinës *El-Isra*: *"Ne shpallim nga Kurani çka është shërim dhe mëshirë për besimtarët, kurse mohuesve keqbërës u shton vetëm humbje."*

*10. Qiejt, që ju i shihni, i krijoi pa shtylla, e në tokë vendosi kodra të palëvizshme që ju të mos lëkundeni dhe ka shpërndarë në të gjithfarë gjallesash. Ne nga qielli e zbresim shiun dhe, nëpërmjet tij, kemi bërë të mbijë çdo lloj (bime) i mirë.*

Meqë ajeti paraprak përfundoi me të përmendurit e dy emrave të bukur të Allahut *"El-Aziz" - i Plotfuqishmi*, dhe *"El-Hakim" - I Urti*, tash ajeti vijues përputhet plotësisht me kuptimin e këtyre dy emrave të bukur, sepse fillon me të përmendurit e krijimit të qiellit, si një mrekulli e përsosur e krijimtarisë së Zotit fuqiplotë.

Për të ndriçuar mendjet e errësuara të idhujtarëve, Allahu i Gjithëpushtetshëm vazhdimisht i ftoi ata të shikonin argumentet lëndore përreth tyre dhe pastaj të meditonin, sepse nga meditimi i thellë e racional, në fund, priten fryte dhe rezultate pozitive. Ai i fton të soditin qiellin sipër tyre, të cilin e shohin për çdo ditë dhe për çdo natë, për faktin se kupa qiellore është një prej argumenteve më madhështore të krijimit. Këta qiej, në perceptimin tonë, pothuajse të pafund, së bashku me të gjitha galaktikat dhe yjësitë e panumërta që gjenden në to, qëndrojnë kështu me urdhrin dhe vullnetin e Allahut, pa shtylla, vetëm nëpërmjet gravitacionit, i cili, me sa dihet, si ligj mbretëron kudo në gjithësi. Arsyeja pse Allahu e ka përmendur këtu qiellin, pa shtylla, është se perceptimi i mendësisë intelektuale të asaj kohe ishte ende i varur vetëm nga shikimi i lirë, andaj ua sjell këtë krahasim, sepse ata vështirë se do të arrinin të perceptonin çështjen



e gravitacionit dhe tërheqjes së trupave në mes vete.

Nëse nuk u mjaftonte soditja e qiellit si mrekulli, atëherë do të duhej t'u mjaftonte vrojtimi i tokës dhe i kodrave të cilat i ka shpërndarë nëpër tokë. Ato njëkohësisht ruajnë stabilitetin e saj, duke mos lejuar që njerëzit të lëvizin apo lëkunden së bashku me tokën, gjatë lëvizjes së saj të pandalshme gjatë gjithë kohës. Përveç kësaj, Allahu i Madhërishëm i fton të meditojnë edhe mbi gjallesat që i ka shpërndarë nëpër tokë dhe det. Po nëse edhe kjo nuk u mjafton, atëherë le të shikojnë një proces natyror sic është shiu, i cili e ngjall tokën e vdekur nga thatësia dhe bën që në të të mbijnë bimësi të ndryshme e të mira, që janë të dobishme për njeriun. Arabët e dinin mirë rëndësinë e shiut, sepse jetonin në një vend ku, përgjatë gjithë vitit, mbizotëron thatësia, dhe, kur shiu binte në atë tokë shkretinore, e ngjallte dhe rriste çdo bimësi.

*11. Ky është krijimi i Allahut! Më tregoni, pra, se çfarë kanë krijuar të tjerët pos Tij? (Asgjë) Por keqbërësit janë vërtet në humbje të plotë.*

Pas përmendjes së të gjitha këtyre mrekullive në krijim, të cilat idhujtarët mekas i shihnin për çdo ditë e që do të duhej të ishin shkas i udhëzimit të tyre në rrugën e drejtë, tash Allahu i qorton për shkak të arrogancës dhe mendjemadhësisë së tyre, në raport me Shpalljen. I Lartmadhërishmi kur u drejtohet mendjeve të tyre të sëmura me fjalët. *"Ky është krijimi i Allahut"*, kjo në një mënyrë do të thotë: Ja, këto janë gjurmët e krijimit Tim, dhe, meqë nuk po më bindemi Mua, e as nuk po e pasoni të Dërguarin Tim, atëherë, pra, më tregoni se çfarë kanë krijuar idhujt tuaj të rremë. Më tregoni të paktën vetëm diçka nga ai krijim i supozuar, nëse pretendoni se keni fakte dhe argumente! Sigurisht që këto fjalë qortuese përmbajnë në vete edhe një dozë sarkazëm, sepse, natyrisht, ata ishin të pafuqishëm të sillnin diçka të tillë.[7] Idhujt dhe zotat e tyre të rremë nga gurët dhe drurët, ishin thjesht relikte të skalitura nga dora e njeriut. Ata vetëm se ishin bërë shkak që mendjet njerëzore të humbnin arsyen e shëndoshë, prandaj Allahu xh.sh. në fund për ta thotë: *"Por keqbërësit janë vërtet në humbje të plotë."* Fjala e fundit në këtë ajet, *"në humbje të plotë apo të qartë"* dëfton se sa larg kishin shkuar idhujtarët në humbëtirën e tyre. Ata kishin humbur edhe dynjanë edhe Ahiretin me mendjemadhësinë e tyre, por mbi të gjitha me verbërinë e syve dhe të mendjeve të tyre.

## Porosia e ajeteve (6-11)

*- Prej njerëzve, në çdo kohë do të ketë të prishur e të shthurur, që do të thërrasin për devijim dhe largim të të tjerëve nga rruga e Zotit. Të tillët, nuk do të hezitojnë të përdorin llojlloj metodash vetëm për ta arritur qëllimin e tyre djallëzor.*

*- Këta njerëz, që shtiren sikur janë të shurdhër, kur u lexohen ajetet kuranore, duke e bërë këtë veprim të ulët nga mendjemadhësia dhe aroganca, ata vetëm shfaqin haptazi urrejtjen dhe mërinë që kanë ndaj Islamit dhe fjalës së Zotit, prandaj të tillët i pret një ndëshkim i tmerrshëm e i dhimbshëm në Ahiret.*

*- Përballë kësaj së keqeje, gjithmonë do të ketë një grup njerëzish me zemra të pastra, të cilët Allahu i ka nderuar me emrin 'besimtarë', të cilët do të qëndrojnë në ballë të përpjekjeve që feja e Allahut me tërë dëlirësinë dhe madhështinë e saj, të depërtojë në zemrat e njerëzve.*

*- Imani dhe puna e mirë janë dy komponentë që e plotësojnë njëri-tjetrin, sepse Imani nxit për punë të mira, kurse puna e mirë dëshmon për Imanin.*

*- Premtimi i Allahut është i vërtetë, si për besimtarët, të cilët i Madhërishmi do t'i nderojë në Xhenet, po ashtu edhe për jobesimtarët dhe mohuesit, të cilët i pret dënimi i dhimbshëm dhe poshtërues, në zjarrin e Xhehenemit.*

*- Tërë kjo gjithësi e krijuar, me të gjithë planetët, yjësitë dhe galaktikat që ndodhen brenda saj, është vepër madhështore e Allahut. Andaj, argumentet e shumta lëndore që i shohim për çdo ditë, në qiej e në Tokë, si dhe të gjitha proceset natyrore që ndodhin në të, janë prova të pakontestueshme të ekzistencës së Allahut xh.sh., që është Një, i Vetëm dhe i Pashoq..*



*1. Imam Sujutiu, Lubabu-n-nukuli fi esbabi-n-nuzuli, f. 202. 2. El Vahidij en-Nisaburi, Esbabu-n-nuzuli, Demmam, 1992, f. 345 (redaktuar nga Isam ibn Abdulmuhsin el Humejdan); Shih edhe: Dr. Vehbe ez-Zuhajli, Et-Tefsirul Munir, vëll. 21, f. 144. 3. Esbabu-n-nuzuli, f. 345. 4. Et-Tefsiru-l Munir, vëll. XXI, f. 143. 5. Transmeton Imam Ahmedi nr. (20046); Ebu Davudi nr. (4990); Tirmidhiu nr. (2315). 6. Dr. Fadil Salih es-Samerrai, Ala tarik et-tefsir el bejani, Sharika, 2004, vëll. II, f. 296. 7. Ibn Adil ed-Dimeshkij, El-Luban fi ulumil-kitab, Bejrut, 1998, vwll. XV, f. 441.*

**Nexhat Ibrahimi**

# Halifi dhe Halifati

Do të ishte mirë të pajtohemi që fjala halif mos të kuptohej si përfaqësues i Allahut në Tokë, por si përfaqësues i Ligjit të Allahut, që nënkupton personin, i cili kujdeset për sendërtimin e ligjeve dhe dispozitave të Allahut në tokë.

## 1. Halīfi në Kuran

Fjala *halīf* edhe në njëjës por edhe në shumës (hala'if, hulefa') gjendet në Kuran në kontekste të ndryshme.[1]

"Është Ai, i Cili bën që në tokë ***të ndërroni*** *njëri-tjetrin dhe Ai ju ngre disa nga ju mbi disa të tjerë, sipas pozitave, për t'ju sprovuar në atë çka ju jep. Zoti yt, njëmend, është i shpejtë në dënim, por Ai, me të vërtetë, edhe fal dhe është mëshirëplotë.*" (El-En'am, 165.)

*"Dhe përkujtoni se ju ka bërë trashëgimtarë* të Adit dhe Ai ju ka vendosur në tokë, nëpër rrafshinat e së cilës bëni pallate, kurse nëpër male keni kurdisur shtëpi. Mendoni, pra, dhuntitë e Allahut dhe mos bëni keq në tokë duke bërë çrregullime!" (El-A'raf, 74.)

Në njëjës kjo fjalë lidhet me Ademin a.s. dhe të Davudin a.s.: *"Dhe kur u tha Zoti yt engjëjve: "Unë në tokë po caktoj një mëkëmbës"! Ata i thanë: - A po bën aty dikë që do të bëjë turbullira e gjakderdhje, kurse ne Ty të madhërojmë e të lavdërojmë dhe të lartësojmë? Unë di – tha Ai – atë çka ju nuk e dini.*" (El-Bekare, 30.) *O Davud! Ne të kemi bërë mëkëmbës në tokë, prandaj gjyko me drejtësi te njerëzit dhe mos u jep pas ndjenjës se të shmangë nga rruga e Allahut. Ata që shmangen prej rrugës së Allahut, me siguri, i pret dënim i rëndë për shkak se kanë harruar ditën kur jepet llogaria.*" (Sad, 26).

Zamahsheriu konsideron se me Ademin a.s. nënkuptohet tërë njerëzia dhe të gjithë të dërguarit, deri sa Davudi a.s. ka rol të dyfishtë, të sunduesit dhe të dërguarit.[2]

Ibn Kethīri në tefsirin e tij të Kuranit lidhur me ajetin e njeriut si *halif* thotë: *"... Domethënia e fjalës halif, në kuptim të përfaqësuesit, medoemos supozon mungesën e atij të cilin e përfaqëson, qoftë tërësisht apo pjesërisht, për shkak të vdekjes, rrugës, izolimit, largimit vetjak ose ndonjë shkaku tjetër i cili pamundëson që ai i cili është i përfaqësuar ta kryejë punën e vet... Kur kjo të bëhet e qartë, ai i cili mendon kështu, do të kuptojë gabimin e atij i cili thotë se Allahu e ka bërë Ademin a.s. përfaqësues të Tij në Tokë."*[3]

Si provë për këtë pohim Ibn Kethiri cek faktin se Allahu xh.sh. nuk mund të jetë joprezent dhe se Ai nuk ka nevojë për përfaqësues, sepse Ai është i mëvetësishëm nga të gjitha botët.[4]

Do të ishte mirë të pajtohemi që fjala *halif* mos të kuptohej si përfaqësues i Allahut në Tokë, por si përfaqësues i Ligjit të Allahut, që nënkupton personin, i cili kujdeset për sendërtimin e ligjeve dhe dispozitave të Allahut në tokë.[5] Autori bashkëkohor mysliman Abdullah Ahsani pohon se se halifati është trashëgimia e Pejgamberit në punët e kësaj bote ose më saktë trashëgimtar i Pejgamberit të Zotit (halifetu resul'il-lah).[6]

Perceptimet e dijetarëve të termit halif – halifat (hilafet) janë të ndryshme. Sipas Bagdadit, në krye të komunitetit patjetër (fard vaxhib) duhet të qëndrojë halifi apo imami, i cili do të sigurojë respektimin e ligjeve të Allahut, do të komandojë me ushtrinë etj.[7] Kjo bazohet në faktin se çdo komunitet domosdo duhet t'i nënshtrohet një sunduesi, madje këtë qëndrim e mbajnë edhe sektet si harixhizmi, shi'izmi dhe mu'tezilizmi.[8] Hanbelizmi qëndrimin e vet e mbështet në tekstet fetare, në hadithin e njohur kur Muhammedi a.s. tha se kur nisen në rrugë tre vetë, njëri përej tyre duhet të caktohet për udhëheqës. Madje, ceket edhe hadithi tjetër, në të cilin thuhet se "gjashtëdhjetë vjet nën sundimin e një sunduesi të padrejtë është më e mirë sesa një natë pa sundues (sulltan)".[9]

## 2. Domethënia e nocionit halif (halīfa) dhe halifat (hilāfeh)

Fjala *halīf*[10] është nxjerr nga folja *halefe,* e cila fjalëpërfjalshëm ka kuptimin të trashëgojë, të vijë pas, të përfaqësojë, ta zëvendësojë... ndaj edhe përkthehet më së shumti si përfaqësues, zëvendës, trashëgimtar, pasues. Më së shpeshti aludohet në përfaqësuesin e Muhammedit a.s.[11]

Në kuptimin përmbajtjesor dhe të përgjithshëm kuranor fjala *halif* është *"shprehje e konceptit se njeriut i është dhënë aftësia për ta drejtuar dhe kontrolluar botën e tij si një amanet, nëpërmjet të të cilit ai e arrin atë që e meriton dhe kështu vendos për fatin e tij të përjetshëm në amshim."*[12]



Enciklopedisti mysliman, Ibn Haldūni, këtë nocion e përkufizon në kuptimin e zëvendësuesit të Pejgamberit të Zotit.[13]

Edhe koha e mëpasshme bën një përkufizim të këtij nocioni, duke e kuptuar fjalën *halif* si *"njeriu që ka pushtetin absolut mbi myslimanët në të gjitha gjerat fetare dhe botërore."*[14] Për halifatin apo hilafetin do të thoshim se domethënë qeverisje e halifit, ndërsa këtë Ibn Halduni e thotë: *"Halifati është udhëheqja e popullit që të veprojnë në bazë të kërkesës së rezonimit fetar mbi interesat e lidhura* për këtë apo për atë botë. Nëse tërë sjellja jonë e kësaj bote është e bazuar mbi ligjin fetar, atëherë veprimtaritë e kësaj bote në tërësi duhet shikuar në raport me atë botë. Ky është me të vërtetë halifati të cilin e formoi Muhammedi a.s. që me këtë ta mbrojë fenë dhe të sigurojë politikën botërore me anë të tij."[15]

Autori bashkëkohor boshnjak, Nerkez Smailagić, këtë term e përkufizon si *"emërtimi për prijësin suprem të bashkësisë myslimane, për imamin, si trashëgimtar apo përfaqësues i Pejgamberit."*[16] Sipas tij, halifati është *"urë konkrete ndërmjet idesë ideale të Islamit dhe realizimit të tij historiko-politikë."* Ai më tej pohon se në përgjithësi, *"në tërësinë e nocionit halifat kategorizohen përvoja të ndryshme dhe kontribute, por dominante janë tri: fryma fisnore e Arabisë së vjetër, tradita autokrate persiane dhe bizantine dhe në fund, dhe më e rëndësishme, fondi teoriko-ideologjik i Islamit bazë e vërtetë e të cilit është Kurani, kurse manifestimi teorik i të cilit është fikhu."*[17]

Mund të konkludohet se institucioni i halifatit është shtyllë e bashkësisë gjithnjë e në rritje e myslimanëve dhe me rëndësi kruciale për vazhdimësinë e Umetit në çaste dhe rrethana të ndryshme të historisë islame. Edhe pse halifati humbi me rënien e Turqisë në çerekshekullin e parë të shekullit XX, megjithatë ai mbetet njëri prej elementeve më të rëndësishme fundamentale në mendimin bashkëkohor mbi Umetin.[18]

## 3. Natyra dhe baza juridike e halifatit

Marrë në përgjithësi, grupet dhe drejtimet e ndryshme myslimane kanë diskutuar rreth bazës juridike të halifatit dhe kanë dhënë disa mendime.

*Grupi i parë sunit* mendon se halifati është institucion kuranor, sepse ai është i bazuar në ajetin e njohur kuranor, në të cilin urdhërohen besimtarët myslimanë t'u binden urdhrave të Zotit, udhëzimeve të Pejgamberit a.s. dhe vendimeve të njerëzve udhëheqës, të zgjedhur t'i drejtojnë myslimanët në jetën fetare dhe botërore: *"O besimtarë! Bindjuni Allahut, bindjuni të Dërguarit dhe atyre që drejtojnë punët tuaja..."*. (En-Nisa', 59).

*Grupi i dytë sunit* mendon se halifati është institucion i Sunetit dhe se Muhammedi a.s. është prijës fetar dhe shekullar i Bashkësisë Islame. Ai themeloi institucionin e shetit, i cili më vonë kaloi si obligim te shokët e tij dhe myslimanët në përgjithësi.

*Grupi i tretë sunit* mendon se halifati është themeluar më vonë, nëpërmjet ixhmait, menjëherë pas vdekjes së Muhammedit a.s. dhe ky është grupi dominues.

Mendim krejt tjetër është ai shi'it, të cilët mendojnë se halifati, përkatësisht imamati është institucion kuranor. Harixhitët mendojnë se halifati është çështje e lirë e njerëzve. Pak a shumë kështu mendojnë edhe mu'tezilitët.[19]

## 4. Përdorimi i shprehjes halīf gjatë historisë

Institucioni i *halifatit* u lind në ditën e vdekjes së Pejgamberit a.s., më 11 h./632.[20] Nga ai çast Ebu Bekri r.a., miku i ngushtë i Muhammedit a.s., u bë halif. Ndonëse kjo shprehje lidhet me të dhe detyrën e tij, nuk ka prova se ai e ka përdorë i pari këtë shprehje për tit-

**...juristët myslimanë mbronin autoritetin qendror idealist islam. Por, herë-herë, për shkak të maturisë, mbase edhe naivitetit, juristët myslimanë përkrahnin *status quonë,* duke përkrahur në fakt shumë më pak se qëndrimin fillestar idealist.**

ullin e halifit. Por, shprehja *halif* ishte bërë e zakonshme për prijësin e myslimanëve gjatë kohës së qeverisjes së Omerit r.a.

Shprehja *halif* u përdor edhe në kontekste të ngjashme, madje edhe te poeti Hasan ibn Thabiti, i cili shkroi një poezi për nder të Osmanit r.a.[21] Këtë shprehje do ta përdorin edhe pas kësaj kohe e edhe gjatë qeverisjes së halifëve të dinastisë abasite.[22]

E drejta islame pranon unitetin e pushtetit të halifit, duke u bazuar në një hadith të cilin e cek Muslimi në *Sahih*: *"Nëse ndodh të jenë shpallur dy imamë, mbyteni njërin."* Në rastet përjashtuese Xhuvejni lejon më shumë se një sundues, në rastin e hapësirës së madhe të Perandorisë, pafuqisë për ta menaxhuar dhe në emër të "ligjit të domosdoshmërisë".[23]

Mund të konstatohet se juristët myslimanë mbronin autoritetin qendror idealist islam. Por, herë-herë, për shkak të maturisë, mbase edhe naivitetit, juristët myslimanë përkrahnin *status quonë,* duke përkrahur në fakt shumë më pak se qëndrimin fillestar idealist.[24]

Termi halif është përdorë edhe si emër i përveçëm për njerëzit, por edhe për emërtimin e liderëve shpirtëror në sufizëm, sikurse te kadiritët apo tixhanitët, ku halifi ka funksione të caktuara brenda rendit të vet.[25]

## 5. Kushtet për ushtrimin e funksionit të halifit

Varësisht nga këndi i vështrimit ka edhe mendime rreth çështjes së funksionimit të halifit dhe halifatit. Lidhur me këtë Ibn Haldūni, njëri prej njerëzve më të thirrur në këtë rafsh, thotë: *"Shprehja halif domethënë zëvendës i Pejgamberit të Allahut."*[26]

Madje, Ibn Halduni lidhur me këtë cek katër kushte për zbatimin e funksionit të halifit apo të imamit:

**1. Dija:** Dija është kushti i parë, sepse mosdija dhe mosnjohja e ligjeve nënkupton moszbatimin ose zbatimin e gabueshëm të ligjit. Por, dija nuk është kushti i vetëm, sepse sunduesi apo qeverisësi duhet të posedojë dije për të vendosur i pandikuar nga rrethanat e jashtme apo gjendjet emocionale të tij.

2. **Drejtësia**: Drejtësia, të qenit i drejtë, është kusht për një halif, si zbatues i të drejtës hyjnore në botë dhe zbatues i funksionit të detyrës së Pejgamberit a.s. Ky funksion është vendimtar edhe për funksionimin e mirë të funksioneve tjera në shoqëri.

**3. Aftësia:** Aftësia psikike dhe fizike e halifit është domosdoshmëri. Ai duhet të jetë i aftë të vlerësojë gjendjen besimore, morale, politike, ekonomike, kulturore të vendit të vet. Ai duhet të vlerësojë ligjet dhe veprimet tjera brenda shtetit të vet, duhet të vlerësojë gjendjen në paqe dhe luftë, të afrojë afër vetit njerëzit e mençur, e të gjitha këto me qëllim të ruajtjes së kushteve për një jetë cilësore në shtetin e vet.

**4. Aftësia biologjike e shqisave dhe gjymtyrëve**. Çdo paaftësi biologjike dhe emocionale do ta pengonte halifin për kryerjen e detyrës së tij. Së paku mangësitë nuk do të duhej ta pamundësonin esencialisht këtë detyrë.[27]

Ceket edhe kushti i pestë, por i kontestuar nga një pjesë e myslimanëve, a ai është që halifi duhet të jetë i përkatësisë fisnore kurejshe. Mbase në rrethanat e fillimit të bashkësisë myslimane një kusht i tillë edhe ishte i përshtatshëm, por me rritjen dhe zgjerimin e shtetit, me ndërlikimin e rrethanave, ky kusht u la në harresë.[28]

## 6. Parimet e zgjedhjes së halifit gjatë historisë

Sipas disa autorëve, në historinë islame janë përdorë katër parime, mbi të cilët është bërë përzgjedhja e halifit. Këto parime janë katër dhe janë nxjerr nga ngjarjet që pasuan pas vdekjes së Muhammedit a.s.:

1) **Ixhmā'i** përkatësisht konsensusi i njerëzve të cilët kanë fuqi dhe pozitë.

Lidhur me këtë parim për përzgjedhjen e halifit nuk ka nevojë pajtimi i të gjithë myslimanëve, shumica e tyre, as të gjithë personave të cilët kanë fuqi dhe ndikim në bashkësi myslimane. Ky është rasti i përzgjedhjes së Ebu Bekrit r.a. si halif.

2) **Emërimi nga ana e halifit pararendës**.

Parim i kundërt me parimin e parë. Përjashton përzierjen nga jashtë por halifit të ri mund t'i privohet zotimi për bindje nga Shura. Me këtë nënkuptohet përzgjedhja e Omerit r.a. nga Ebu Bekri r.a. si halif.

3) **Shūrā, përkatësisht** përzgjedhja e halifit nga trupit zgjedhor.

Kjo përzgjedhje ka të bëjë me mënyrës e përzgjedhjes së Osmanit r.a., kur Omeri r.a. zgjodhi një trup zgjedhor prej gjashtë vetësh, të cilët nga mesi i tyre do ta zgjidhnin halifin e ardhshëm.

4) **Fuqia ushtarake.**

Ata që kanë fuqi mund ta marrin postin e halifit, parim ky që ishte

**Sunitët dhe disa grupe të vogla mendojnë se halifi nuk është qenie e mbinatyrshme, as e shenjtë, as i pagabueshëm dhe as jashtë juridiksionit ligjor. Shi'itët i përshkruajnë halifit (imamit) atribute shenjtërie.**

në tërësi kundër tre të parëve, e që ndodhi me rastin e Muaviut. Pas tij halifati u bë trashëgues, monarki, ku babai cakton pasardhësin.[29]

Halifit të propozuar i jepej zotimi (bej'at) nga të tjerët, sidomos nga liderët e vendit dhe në këtë mënyrë i bindeshin. Por, kjo temë shkaktoi edhe ngatërresa të mëdha, duke e ndarë bashkësinë myslimane në disa grupe, të cilat zhvilluan pikëpamje të ndryshme rreth kësaj teme, siç janë shi'itët, harixhitët apo ehli suneti dhe xhemati në përgjithësi. Imam El-Nesefiu shkruan në veprën e vet *El-Akāid*:

*"Bashkësia myslimane është e obliguar të ketë imam (sundues), i cili do të kujdeset për ligjin, shtetin dhe për sigurimin e kufijve të tij, për gatishmërinë e forcave të armatosura, për tubimin e zekatit, pamundësimin e aktiviteteve të tundonjësve, hajnave dhe pretarëve, do të organizojë haxhin dhe festat, do të arbitrojë në gjykime dhe konflikte midis njerëzve, do të pranojë dëshmimet me qëllim të sendërtimit të drejtë të së drejtës së njerëzve, do të kurorëzojë të rinjtë të cilët janë pa përkujdesje dhe do të kujdeset për kushtet normale të hyrjes në martesë të atyre të cilët nuk kanë kujdestarë, do të bëjë ndarjen e plaçkave të luftës e të tjera."*[30]

Shumica e botës myslimane pajtohen me nevojën e konstituimit të halifatit sërish, për të cilën nevojë klasa politike dhe intelektuale myslimane nuk bezdiset shumë.

## 7. Detyrat themelore të halifit

Korniza e natyrës dhe autorizimeve të institucionit të halifit nuk janë perceptuar dhe nuk janë trajtuar njëlloj në të gjitha grupet myslimane. Sunitët dhe disa grupe të vogla mendojnë se halifi nuk është qenie e mbinatyrshme, as e shenjtë, as i pagabueshëm dhe as jashtë juridiksionit ligjor. Shi'itët i përshkruajnë halifit (imamit) atribute shenjtërie.[31]

Detyra e halifit sipas sunitëve është uniteti i detyrave të përshpirtshme dhe botërore të cilat qëndrojnë para Bashkësisë Myslimane, si:

1) Përgjegjësia për ruajtjen e tërësisë dhe pacenueshmërinë e mësimit fetar;

2) Kujdesi ndaj të gjitha çështjeve thelbësore të rendit publik, juridiko-pronësor, siguria personale dhe zbatimi i masave ndëshkuese (hudud);

3) Forca ushtarake dhe roli i saj;

4) Përgjedhja, emërimi dhe mbikëqyrja e bashkëpunëtorëve, të deleguarve dhe këshilltarëve;

Në kuptimin bashkëkohor detyrat dhe përgjegjësitë e halifit janë të natyrës frymore-tutoriale, administrative-politike, jurusprudenciale dhe fiskale. Analiza e tyre tregon se pushteti i halifit nuk është as absolutist, as jolegal; gjithashtu, halifi nuk ka rol ligjvënës as gjyqësor, por vetëm rol të ruajtësit dhe zbatimit të tashmë ligjeve ekzistuese nga Kurani dhe Hadithi.[32]

*1. Ibn Kethīr, Tefsir Ibn-Kesir, version i shkurtuar, botimi II, Sarajevë, 2002, fq. 981. Krhs.: Nerkez Smailagić, Leksikon Islama, Sarajevë, 1990, fq. 229. 2. Sourdel D., Lambton A.K.S., de Jong F., Holt P.M., „Khalīfa", The Encyclopaedia of Islam, edited by H.A.R. Gibb, New edition, vol. IV, Leiden, E.J. Brill, 1997, fq. 947, ose: http://referenceworks.brillonline.com/search?s.q=khalifa&s.f.s2_parent=s.f.book.encyclopaedia-of-islam-2&s.rows=20&-search-go=Search. (qasja më 4.2.2017)3. Ibn Kethīr, po aty, fq. 50. 4. Ibn Kethīr, po aty, fq. 50. 5. Ibn Haldūn, Mukaddime – Një hyrje në historinë botërore, V. 1, Logos-A, Shkup, 2016, fq. 330 dhe 331. 6. Abdullah al-Ahsan, Ummet ili nacija, Sarajevë, 2004/1425 h., fq. 37. 7. El-Bagdadi, El-Ferku bejn'el-firek, botimi V, Bejrut, 1982/1402 h., fq. 340. 8. Henry Laoust, Raskoli u Islamu, Zagreb, 1989, fq. 379. 9. Shih gjerësisht: Henry Laoust, po aty, fq. 381-382. 10. Teufik Muftić, Arapsko-bosanski riječnik, Sarajevë, 1997, fq. 400-401 ose: Isa Memishi, Fjalori arabisht-shqip, Shkup, 2014. 11. Wadād Al-Qāqī, The Term "Khalīfa" in Early Exegetical Literature, në: Die Welt des Islams, Volume 28, Issue 1, 1988, p. 392–411, ose:https://www.deepdyve.com/lp/brill/the-term-khal-fa-in-early-exegetical-literature-UMzNxbGXo0. (qasja më 4.2.2017) 12. Abdulhamid A. Ebu Sulejman, Drejt një teorie islame për marrëdhëniet ndërkombëtare, Logos-A, Shkup, 1419 h./1998, fq. 35. 13. Ibn Haldūn, po aty, fq. 330. 14. Ibn Haldūn, po aty, fq. 330. 15. Krhs.: Ibn Haldūn, po aty, fq. 330 e pas. 16. Nerkez Smailagić, Leksikon, po aty, fq. 229. 17. Shih: Nerkez Smailagić, Klasična kultura islama, II, Zagreb, 1976, fq. 41-42. 18. Shih: Abdullah al-Ahsan, po aty, fq. 21. 19. Këto pika i prezantuan nga: Halid Buljina, Shteti islam, Prizren, 2000, fq. 32-31. 20. Sourdel D., Lambton A.K.S., de Jong, Holt P.M., „Khalīfa", The Encyclopedia of Islam..., fq. 937, ose: https://samensterk.files.wordpress.com/2011/02/abbc481sid-time.pdf (qasja më 4.2.2017). 21. Nerkez Smailagić, Leksikon, po aty, fq. 230. 22. Këtë shprehje do ta përdorin edhe rendet sufiste, si kaderinjtë, ku thuhet se halifi është i besuari i shejhut dhe nga ai pranon një pjesë të fuqisë së tij dhe e përfaqëson në vendet që janë të largëta nga selia amë. Edhe rendi tixhani e përdorë shprehjen halif në kuptimin bartësi trashëgues i fuqisë shpirtërore të themeluesit të rendit dhe ai i vetmi meriton titullin shejh. Natyrisht, shprehja halif ka edhe kuptime tjera. Sipas: Nerkez Smailagić, Leksikon, po aty, fq. 230. 23. Nerkez Smailagić, Klasična, po aty, fq. 51. 24. Abdulhamid A. Ebu Sulejman, Drejt një teorie islame, po aty, fq. 37-38. 25. Nerkez Smailagić, Leksikon, po aty, fq. 230. 26. Ibn Haldūn, po aty, fq. 330-331. 27. Për pikat e larta shih shkrimin informues: Aida Kadrija, Uloga i značaj institucije halifata kroz historiju, në: https://www.scribd.com/doc/305810343/Uloga-i-Znaaaj-Institucije-Halifata-Kroz-Historiju-1. (qasja më 4.3.2017) 28. Ibn Haldūn, po aty, fq. 68. 29. Shih: Aida Kadrija, po aty. 30. Sipas: Besimi islam sipas Imam En-Nesefiut, Zëri Islam, Prizren, 2003, fq. 41-42; Gjerësisht: Et-Taftazani, Sherh'ul-akaid'in-nesefijjeh, Bejrut, pa vit botimi, fq. 233 e tutje. 31. Halid Buljina, po aty, fq. 34. 32. Shih: Nerkez Smailagić, Klasična, po aty, fq. 44-45.*

Prim.dr.med.sc. Ali F. Iljazi

# Mjekësia preventive në Sunetin e Muhamedit s.s.

Pejgamberi s.a.v.s. i ka nxitur ithtarët e umetit tij që të shërohen kur sëmuren. Ne duhet të dimë çfarë e dëmton trupin e çfarë e shëron, d.m.th. çfarë e mënjanon sëmundjen që të shërbehemi me te.

Te Pejgamberi fisnik s.a.v.s. zbulojmë edhe një dimension interesant si mjek i cili gjithnjë ishte i gatshëm që umetit të tij t'i ofrojë këshillë për ta shëruar nga sëmundjet shpirtërore dhe ato trupore.

Këto këshilla të Pejgamberit tonë s.a.v.s. janë në një formë mahnitëse që lidhin shkaset me pasojat, tërheqin shikimin në ilaçe specifike bimore rreth nesh dhe flasin se si nga këto mund të fitohen ilaçe të dobishme dhe efikase.

## Nxitja për shërim

Transmetohet nga Ebu Bekri r.a. që ka dëgjuar nga Pejgamberi s.a.v.s. duke thënë: "Kërkoni nga Allahu besim të fortë (jekin) dhe shëndet dhe pas besimit askujt nuk i jepet diç më e mirë se shëndeti." (Buhariu, Ebu Davudi, Tirmidhiu dhe Ahmedi)

**Shërohuni, o robër të Allahut. Vërtet Allahu qoftë i lavdëruar dhe i lartësuar, nuk ka dhënë asnjë sëmundje për të cilën të mos ketë dhënë edhe ilaçin, përveç një sëmundjeje.**

D.m.th. njeriu mund të ndihet mirë vetëm me besim të fortë dhe shëndet - besimi i fortë mënjanon dyshimin nga zemra e besimtarit dhe ky është ilaç për shpirt, ndërsa sa i përket shëndetit, këtu mendohet në sëmundjet trupore.

Në këtë mënyrë, Pejgamberi ynë, Muhammedi s.a.v.s. na nxit që të shërohemi edhe nga sëmundjet psikike, edhe nga sëmundjet trupore.

Meqë shëndeti është në veçanti i rëndësishëm për jetë, hadithet e shumtë flasin për shërim dhe nxitje për te. Në mesin e këtyre është edhe hadithi që përmendet në Musnedin e imam Ahmedit nga Zijad ibn Alak, i cili transmeton nga Usame ibn Sherik r.a. që ka thënë: "Isha te Pejgamberi s.a.v.s. kur erdhën beduinët dhe thanë: "I Dërguar i Allahut, a të shërohemi?"

Pejgamberi s.a.v.s. u përgjigj: "Po! Shërohuni, o robër të Allahut. Vërtet Allahu qoftë i lavdëruar dhe i lartësuar, nuk ka dhënë asnjë sëmundje për të cilën të mos ketë dhënë edhe ilaçin, përveç një sëmundjeje."

E pyetën: "E cila është kjo?" Pejgamberi s.a.v.s. u përgjigj: "Pleqëria." (Tirmidhiu dhe Ahmedi)

Gjithashtu përmendet që Pe-



**Pejgamberi s.a.v.s. na nxit që t'i përmbahemi urdhrit themelor mjekësor se më mirë është të parapengosh sesa të shërosh, në veçanti kur kemi të bëjmë me llojet e sëmundjeve epidemiologjike, siç është murtaja, etj.**

jgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Secila sëmundje ka ilaç, kur ilaçi depërton te sëmundja, e mënjanon me lejen e Allahut." (Muslimi)

"Allahu nuk ka dhënë asnjë sëmundje për të cilën të mos ketë dhënë edhe ilaçin." (Buhariu)

Deri tek ne janë transmetuar thëniet e Pejgamberit s.a.v.s. në lidhje me mjekësinë dhe këto kryesisht nxisin të sëmurët që të kërkojnë ilaç që do t'u shërbejë dhe besojnë që ai me ndihmën e Allahut do të ndihmojë, por Mjeku i vërtetë (Esh-Shafi) është vetëm Allahu. Ilaçet janë vetëm shkas i lehtësimit për robërit e Tij në këtë botë. Në anën tjetër, këto thënie në pikëpamje mjekësore në vete bartin edhe ilaçin e brendshëm të rëndësishëm, ngase përparojnë gjendjen shpirtërore të të sëmurit, dhe kjo anë psikike gjatë tërë shërimit, të sëmurit i jep shpresë dhe mbeshtetje në sukses.

Ngjashëm me këtë transmetohet që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Ekzistojnë dy lloje të diturisë: dituria për trupin (shëndetin) dhe dituria për fenë." (Ibn Ebi Shejbe)

Nga e tërë kjo është e qartë se Pejgamberi s.a.v.s. i ka nxitur ithtarët e umetit tij që të shërohen kur sëmuren. Ne duhet të dimë çfarë e dëmton trupin e çfarë e shëron, d.m.th. çfarë e mënjanon sëmundjen që të shërbehemi me te.




Transmetohet nga Ebu Hurejre r.a. që ka thënë: "Një ensar u sëmur në ditën e Uhudit, dhe Pejgamberi s.a.v.s. i ftoi dy mjekë që ishin në Medine duke u thënë: "Shëroni këtë."

Në rivajetin tjetër thuhet: "I Dërguar i Allahut, a ka në mjekësi diç të mirë?"

Ai u përgjigj: "Ka!"

Ngjashëm transmetohet edhe nga Hilal ibn Jusufi r.a. që ka thënë: "Një njeri u sëmur në kohën e Pejgamberit s.a.v.s. dhe ai tha: "Thërrisni mjekun!" Dikush e pyeti: "I Dërguar i Allahut, a do t'i ndihmojë mjeku?" Ai u përgjigj: "Po." (Ahmedi dhe Ibn Ebi Shejbe)

Nga Hilali transmetohet sa vijon: "Hyri Pejgamberi s.a.v.s. te një njeri i cili ishte i sëmurë që ta vizitojë, dhe tha: "Dërgoni te mjeku!" Dikush e pyeti: "A thua edhe ti kështu flet, i Dërguar i Allahut?" Ai u përgjigj: "Po."

Nga e tërë kjo, është e qartë deri në çfarë mase Pejgamberi s.a.v.s. na nxit që të shërohemi dhe të shfrytëzojmë mjetet medicinale që i ka krijuar për ne Allahu i madhërishëm.

I sëmuri assesi nuk duhet të dorëzohet, sepse Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Besimtari i fortë është më i mirë dhe më i dashur te Allahu se besimtari i dobët." (Muslimi dhe Ahmedi)

## Më mirë të parapengosh sesa të kurosh

Të gjitha ato që kanë ardhur nga mjekësia bashkëkohore: injeksionet (vaksinat, serumet), antitrupat që veprojnë kundër shkaktarëve të sëmundjes, etj., të gjitha janë mjete moderne për veprim preventiv kundër sëmundjes para se të sëmurit t'i nevojitet ilaçi i vërtetë. Pejgamberi s.a.v.s. ka vendosur themelet e përgjithshme të preventivës që mund t'i quajmë "rregullat e arta të mjekësisë", kur në lidhje me murtajën ka thënë: "Nëse dëgjoni se ka në një vend (murtajë), mos shkoni aty, por nëse paraqitet në një vend dhe ju qëlloni aty, mos u largohuni." (Tirmidhiu)

Nga teksti i haditheve fisnike është e qartë në çfarë mase Pejgamberi s.a.v.s. na nxit që t'i përmbahemi urdhrit themelor mjekësor se më mirë është të parapengosh sesa të shërosh, në veçanti kur kemi të bëjmë me llojet e sëmundjeve epidemiologjike, siç është murtaja, etj.

Sa i përket mjekësisë bashkëkohore, shohim që ajo ndalon që të përzihen ata që janë të sëmurë nga një sëmundje infektive dhe ata që tek të cilët mund të transmetohet (te të shëndoshët). I vendosin në përkujdesje të veçantë (karantinë) për të zvogëluar rrezikun e transmetimit të sëmundjes.

Shiko, vëlla lexues, sa largpamës ka qenë Pejgamberi s.a.v.s. dhe krahaso atë që ai ka vepruar para më shumë se katërmbëdhjetë shekujve dhe si veprohet sot.

Shohim që Pejgamberi s.a.v.s. në thëniet e tij fisnike në pikëpamje të mjekësisë ka dhënë lajmërime që kanë qenë të dobishme në kohën kur nuk ka qenë i njohur shkaku i sëmundjeve të caktuara, mënyrën e shërimit të tyre apo metodat e prevenimit.

Mr. Jaser Krasniqi

# Nga veçantitë e kaptinës "El Fatiha"

Është e pamundur të llogaritet dhe të shikohet ndonjë fjalë, bile edhe germë e vendosur në Kuranin Famëlartë, që të jetë nga ndonjë burim tjetër përveç Allahut xh.sh. T'i shohim së bashku disa nga llojet e mrekullive të "El Fatihas":

"Fatiha" posedon dy tematika, apo thërret për dy çështje kryesore për jetën e njeriut në tokë:

a) Dituria;

b) Puna, veprimi;

بِسْمِ اللَّـهِ الرَّحْمَـٰنِ الرَّحِيمِ ﴿١﴾ الْحَمْدُ لِلَّـهِ رَبِّ الْعَالَمِينَ ﴿٢﴾ الرَّحْمَـٰنِ الرَّحِيمِ ﴿٣﴾ مَالِكِ يَوْمِ الدِّينِ ﴿٤﴾

*Me emër të Allahut, Mëshirues dhe Përdëllimtar i Madh.* ***(1)*** *Çdo lavdërim i përket Allahut (Perëndisë), Zotit të Gjithësisë* ***(2)*** *Mëshirues dhe Përdëllimtar i Madh.* ***(3)*** *Sunduesit të ditës së gjykimit.*

E tëra kjo konsiderohet dituri. Por, dituri mbi kë? Dija mbi Zotin xh.sh. Pra, tri ajetet e para flasin për njohjen me Zotin xh.sh..

Ndërsa:

إِيَّاكَ نَعْبُدُ وَإِيَّاكَ نَسْتَعِينُ ﴿٥﴾ اهْدِنَا الصِّرَاطَ الْمُسْتَقِيمَ ﴿٦﴾ صِرَاطَ الَّذِينَ أَنْعَمْتَ عَلَيْهِمْ غَيْرِ الْمَغْضُوبِ عَلَيْهِمْ وَلَا الضَّالِّينَ ﴿٧﴾

*Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë!* ***(5)*** *Udhëzona në rrugë të drejtë.* ***(6)*** *Në rrugën e atyre të cilëve u ke dhuruar mirësi. E jo në (rrugën) e atyre që kanë shkaktuar pezmin (Tënd), as në rrugën e atyre që janë të humbur!* ***(7)***

Tërë këto ajete flasin për punën-veprimin. Surja fillon me dituri dhe mbaron me veprim. Në këtë sure ekzistojnë 3 gjendje të njerëzve:

Njerëz që posedojnë dituri dhe ajo dituri i shtyn drejt punës dhe veprimit me të. Nëse të shtyn dituria drejt punës, dije se je në *"rrugën e vërtetë-sirat el-mustekim"*.

**Njerëz që posedojnë dituri,** por ajo nuk i shtyn drejt veprimit. Nëse e posedon diturinë, por nuk vepron me të, radhitesh te grupi i përmendur në "Fatiha" si "*el-magdubi alejhim*—me të cilët është hidhëruar Allahu xh.sh."

Dhe ka njerëz që nuk u mungon veprimi-puna, por ato nuk i kanë bazuar mbi diturinë e saktë. Nëse vepron edhe me qëllim të mirë, por jo mbi baza të diturisë së saktë, atëherë hyn në grupin *"eddaalin-të humburit"*

A thua kush nga njerëzit mund të precizojë fjalimet e tij në këtë formë?

Vazhdojmë: Nga këndi gjuhësor





shih se çfarë mrekullie:

Në gjuhën arabe ekzistojnë dy lloje të fjalive, fjalia emërore dhe fjalia foljore.

Fjalia foljore aludon në çështjet që nuk janë të përqendruara dhe jo të përhershme, pra kuptimet e fjalive foljore janë të përkohshme dhe janë të lëvizshme. Ndërsa, te fjalitë emërore konteksti total ose tematika e fjalive emërore është i vazhdueshëm dhe i paluhatshëm.

Nga kjo pikëpamje surja "El Fatiha" ndahet në 3 pjesë:

Pjesa e parë në këtë sure flet për Allahun xh.sh dhe këto ajete janë fjali emërore, d.m.th: Allahu xh.sh është i përhershmi, i pandryshueshmi.

Pjesa e dytë ka të bëjë me Allahun xh.sh dhe me ne, pra pjesa e parë e ajetit "*ijjake n'abud*" ka të bëjë me Allahun xh.sh ndërsa pjesa: "*we ijjake nestain*" ka të bëj me çështjen tonë drejtuar Allahut xh.sh. dhe fjala që është përdorur në gjuhën arabe njihet si *emër foljor.*

Pjesa e tretë ka të bëjë vetëm me ne, pra kërkesat tona drejtuar Allahut xh.sh: "*ihdina siratal mustekim*" deri në fund, fjalitë e këtyre ajeteve të gjitha janë **fjali foljore**, nga të cilat kuptojmë vazhdueshmërinë e nevojës sonë ndaj Allahut xh.sh. dhe ndryshueshmërisë së gjendjes së njeriut si qenie jostabile.

"El Fatiha" ka edhe një kënd tjetër të mrekullisë, atë të baraspeshës, pra kompletimi i "El Fatihas" vjen nga balancimi i tematikës së diturisë dhe tematikës së veprimit, pastaj vërejtëm balancimin e emrave dhe foljeve. I themi diçkaje *e baraspeshuar* kur është e lidhur në mes, që d.m.th gjysma të mbetet në njërën anë, ndërsa gjysma tjetër në anën tjetër.

## Cili ajet është ajeti i mesit në suren "Fatiha"?

"*ijjake na'budu we ijjake nestein*".

Në sa pjesë ndahet ky ajet?

Në dy pjesë "*ijjake na'budu*" dhe "*ijjake nesteiin*". Nëse i ke kuptuar ajetet e para të "Fatihas", atëherë "*ijjake na'budu*" është përfundimi dhe rezultati i tyre, d.m.th. pasi njohe Allahun xh.sh në ajetet e para, atëherë do të jesh rob i këtij Zoti, pra "*ijjake na'budu"(vetëm Ty të adhurojmë)*, ndërsa "*ijjake nesteiin"* (vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë) konsiderohet parathënie e ajeteve të fundit të "Fatihas".

D.m.th. për çfarë arsye kërkon ndihmë vetëm prej Allahut xh.sh.?

Përgjigjja vjen në vijim: që të jem në rrugën e drejtë, në rrugën e atyre të cilëve Ai u dha mirësi e jo në rrugën e atyre me të Cilët është i hidhëruar dhe as të atyre që janë të humbur.

Kështu pra, kjo sure është shumë e kompletuar edhe për nga baraspesha apo balanci i ajeteve të saj. Kjo është e mahnitshme dhe mrekulluese.

Kjo sure ka edhe balanc tjetër tematik: Nga ajeti "*Err rrahman Err rrahim"* vjen shpresa e mëshira nga Allahu xh.sh. Ndërsa po të mos ekzistojë ajeti në vazhdim "*maliki jewmi ddin",* i cili ajet tregon llogarinë e njeriut në botën tjetër, atëherë nuk do të kishte kuptim as mëshira dhe as shpresa. Pra, Zoti e ka bërë baraspeshën mes shpresës-mëshirës dhe përgjegjësisë-llogarisë, në këto dy ajete.

Janë edhe dy çështje të tjera të balancuara. Po të përmendej vetëm *lavdërimi* në "El Fatiha" do të ishte jo i plotë, por edhe nëse do të përmendej vetëm *falënderimi* nuk do të përfshinte lavdërimin. Pra, për t'u kompletuar dy kuptimet, atëherë Zoti xh.sh ka përdorur shprehjen adekuate "*elhamdu lilah* - I tërë lavdërimi dhe i tërë falënderimi i takon Allahut xh.sh."

Allahu xh.sh në këtë sure thotë: "*rabbul aalemin* -Zoti i të gjitha botëve". Pra, Zot i të gjithë njerëzve me të gjitha racat e nacionalitetet etj. Por, këta njerëz janë vetëm 3 lloje: 1) Ose në "*sirat el mustekim-në rrugën e drejtë*"; 2) "*magdubi alejhim-hidhrimi i Zotit mbi ta*" ose 3) "*daalin-të humburit*".

Pra, bëri balancin mes fillimit të sures dhe fundit të saj duke shpjeguar llojet e njerëzve në këtë planet.

**Literatura e shfrytëzuar**:


1. *Kurani Fisnik.*
2. *Tefsir Ibni Kethir.*
3. *Etta'bir El-Kur'ani –Dr.Fadil Essamerrai 2006.*
4. *Meusuatu Ettefsir El-Meudui-grup autorësh 2018.*
5. *Ettefsir El-Munir- Dr. Wehbe Ezzuhejli 0102.*
6. *Fi Dhilal El-Kur'an- Sejjid Kutb 2005.*

**Mustafa Fethullah**

# Përmendja e të Dërguarit të Allahut

Nëse flasim për Pejgamberin tonë, atëherë emri i tij është Muhamed, i biri i Abdullahut. Emri i tij përmendet në vazhdimësi në "Ezan" dhe "Ikamet", përmendet edhe gjatë namazit dhe në çdo moment. Ky është Pejgamberi ynë, i dashuri ynë.

Me rastin e udhëtimit të Israsë dhe Miraxhit, nën shoqërimin e Xhibrilit a.s., me një rast kur arritën në një vend të caktuar në qiell, Xhibri a.s. u ndal! Me këtë rast Pejgamberi a.s. habitshëm pyeti: kështu e braktis miku mikun? Ndërsa Xhibri a.s. i përgjigjet Pejgamberit a.s. duke i thënë: më vjen shumë keq që po të braktis dhe po ndihem shumë mërzitshëm që po ndahem prej teje, o i Dërguari i Zotit! Mirëpo çdo njëri prej nesh e kemi një vend të caktuar. Sikur të kaloja edhe një hap më tutje do të digjesha nga drita e të Madhërishmit. Ndërsa, ti o Muhamed, sikur të afrohesh, do t'i përbirosh dritat e bukurisë. Me këtë rast i Dërguari i Allahut afrohet dhe paraqitet përpara madhërisë së Allahut xh.sh., me këtë rast ai e pyet Allahun xh.sh. duke i thënë: Zoti im:

*Nëse Ibrahim e ke bërë mik*

*E Musait i ke folur*

*E Isait i ke dhuruar pjesë nga Vetja Jote*

*E Sulejmanit i ke dhënë mbretëri të fuqishme*

*E Idrisin e ke ngritur në një vend të largët,*

atëherë, cili është pozicioni im përballë këtyre pejgamberëve? Këtë pyetje i Dërguari i Allahut e paraqet në formë shumë të edukuar! Atëherë Allahu xh.sh. i përgjigjet duke i thënë: Ti je në një vend në të cilin nuk është as ndonjë engjëll (melaqe) shumë i afërt, e as ndonjë pejgamberi i dërguar. Aty, janë vetëm Allahu dhe i Dërguari i Tij. Allahu xh.sh. vazhdon edhe më tutje duke i thënë të Dërguarit të Tij: o i Dërguari i Allahut, o Muhamed!



Nëse Ibrahimin a.s. e kam bërë mik, atëherë ti je i dashuri im. I dashuri është më i afërm sesa miku.

Nëse kam folur me Musanë a.s., atëherë duhet ta keni të qartë se me Musanë a.s. kam folur përmes perdes, ndërsa sot unë kam folur drejtpërdrejt me ty.

Nëse Isait a.s. i kam dhënë nga Vetja Ime, atëherë emrin tënd e kam ngjitur me emrin Tim, o i dashuri Im, prandaj askush nuk thotë: "Nuk ka Zot tjetër përveç Allahut" e të mos thotë edhe "Muhamedi është i dërguari i Allahut".

Nëse Sulejmanit i kam dhënë mbretëri të madhe, ty të kam dhënë "Shtatë pjesët e Kuranit (Fatihanë)", Kuranin e madhërishëm, kaptinën El Bekare, Ali Imran dhe En Nisa, prandaj, pasha madhërinë Time, o i dashuri Im, nëse dikush i lexon këto pjesë nga ymmeti yt, do t'ia fal mëkatet, edhe nëse ato janë sikur shkuma e detit.

Nëse Idrisin a.s. e kam ngritur në një vend të largët, atëherë dije se ai është në qiellin e katërt, ndërsa ti, o i dashuri Im, je në një vend ku nuk ka arritur askush para teje dhe nuk do të arrijë askush pas teje. Së këndejmi, ne si myslimanë, nuk e festojmë ditëlindjen e tij vetëm një herë gjatë vitit, mirëpo në realitet duhet ta festojmë çdo ditë lindjen e tij derisa të vdesim.

Gjatë leximit të Kuranit, vërejmë se Allahu xh.sh. diellin e ka cilësuar si "Ndriçues, i cili flakëron (Siraxhen-vehhaxhen)", ndërsa Pejgamberi a.s. e ka cilësuar si "pishtar ndriçues (Siraxhen-muniren)". Atëherë cili është dallimi mes ndriçuesit flakërues dhe pishtarit ndriçues?

Ndriçuesi flakërues shkakton dritë të fuqishme, e cila pas një kohe shuhet, ndërsa drita e Mustafasë asnjëherë nuk shuhet! Ndriçuesi flakërues, sa herë që afrohesh afër tij, rritet rrezikshmëria e djegies, ndërsa i Dërguari i Allahut, sa herë që afrohesh afër tij, në realitet, je afruar afër Zotit.

Ndriçuesi flakërues ndriçon dhe fiket, shfaqet gjatë ditës dhe shuhet gjatë natës. Ndërsa drita e Muhamed Mustafasë nuk shuhet deri në Ditën e Kiametit.



"*E dijeni se në mesin tuaj e keni të Dërguarin e Allahut*", çdo ditë, çdo orë e çdo moment gjatë vitit.

A nuk meriton ky i dërguar që të kujtohet në çdo moment. Ky pejgamberi, i cili Ditën e Kiametit do të ndërmjetësojë, atëherë kur Zoti do t'i drejtohet Xhibrilit a.s. duke i thënë: O Xhibril, ma sillni xhehenemin! Xhehenemi sillet dhe ai ka 70.000 frerë, çdo fre tërhiqet nga 70.000 melaqe. 49 miliardë melaqe e tërheqin xhehenemin deri aty ku urdhëron Zoti xh.sh.. Në këtë vend asnjëri nuk flet. Të gjithë janë të frikësuar nga ndëshkimi i Zotit, madje as pejgamberët nuk flasin përveç një fjale: O Zot, na shpëto na shpëto!

Me këtë rast ngrihet Muhamed Mustafaja dhe thotë: o zjarr i fuqishëm! Kthehu prej nga ke ardhur, sepse ai e di fuqinë e tij. Me këtë rast zjarri thotë: largohu nga unë, o i Dërguari i Allahut. Nuk jam urdhëruar që të djeg ty e as ndonjërin prej shokëve të tu. Me këtë rast, vjen nga Zoti një zë, i cili thotë: o zjarr i fuqishëm, kthehu prej nga ke ardhur, mos ia kthe fjalën të dashurit tim! Me këtë rast, i Dërguari i Allahut bie në sexhde dhe nuk ngrihet derisa atë ta thërrasë Allahu xh.sh. e t'i thotë:

Ngrihu, o i dashuri im, o Muhamed! A nuk ke qëndruar mjaft në sexhde, a nuk je falur mjaft?! Ngrihu dhe lutu, sepse do të gjesh përgjigje, ndërmjetëso se do të të mundësohet të ndërmjetësosh për të gjitha ata që kanë thënë: "La ilahe Il-laAllah Muhamedun resulullah – Nuk ka Zot tjetër përveç Allahut, Muhamedi është i Dërguari i Tij"

Ky pra është Pejgamberi ynë, i dashuri ynë, Muhamed Mustafaja, të cilin e rikujtojmë çdo ditë dhe çdo moment...

*Përktheu dhe përshtati nga gjuha arabe:*
*Mr. Vedat Shabani*

Korab Hajraj

# Fatkeqsitë natyrore- sprovë apo dënim?!

Popuj të ndryshëm kanë prirje që fenomeneve natyrore, të cilat ndodhin rreth tyre, t'u japin një shkas, ashtu si edhe ne në vendin tonë. Kështu kishte ndodhur edhe në kohën e Pejgamberit a.s., me rastin e zënies së diellit, që koincidoi pikërisht me ditën që vdiq Ibrahimi (i biri i Pejgamberit a.s.), me atë rast njerëzit thanë: "U zu dielli për shkak të vdekjes së Ibrahimit". I Dërguari i Allahut a.s. tha: "Eklipsi i diellit dhe i hënës nuk ndodh për shkak të vdekjes së ndokujt dhe as për shkak të ardhjes në jetë të ndokujt". Pra ishte Pejgamberi a.s. ai i cili i ndali tendencat që fenomeneve natyrore gjithsesi duhet t'u gjejmë shkakun e lidhur me ngjarjet dhe gjendjet njerëzore.

Ngjashëm me këtë njerëzit (nga ta ka edhe besimtarë) kanë prirje që edhe tërmetet, vërshimet, zjarret etj. t'i ndërlidhin me gjendjet tona morale dhe sjelljet e përdishme, dhe mendojnë se këto patjetër janë dënim prej Zotit, si pasojë e mëkateve. Zoti në Kuranin famëlartë thotë: "*Ne do t'ju sprovojmë me ndonjë frikë, me uri, me ndonjë humbje nga pasuria e jeta, dhe nga frytet, por ti përgezoji durimtarët!*" (2:155) Të gjitha këto kategori sprovash që i ka përmendur Allahu xh.sh. në ajetin kuranor janë pasoja të cilat i lë pas edhe tërmeti dhe fatkeqsitë e tjera natyrore, duke përfshirë, pra: frikën, urinë, shkatërrimin e pasurisë, humbjen e jetërave dhe të të mirave materiale, dhe nga këtu nënkuptojmë se këto fatkeqësi natyrore, bashkë me pasojat e tyre, parasëgjithash janë sprovë, e jo detyrimisht ndëshkim.

Pejgamberi a.s. ka thënë: "Njerëzit më të sprovuar në këtë botë janë pejgamberët, pastaj ata që vijnë pas tyre në shkallët e besimit". Sikur të ishin sprovat ndëshkime, atëherë kjo i bie



që pejgamberët ishin njerëzit më gjynahqarë. Pastaj ajeti: "*A menduan njerëzit të thonë: "Ne kemi besuar", e të mos vihen në sprovë?!*" (29:2)

Ajeti në fjalë na tregon qartë se natyra e jetës në këtë botë është sprovimi, për shkak se ato nxjerrin në pah anën më të mirë njerëzore. Gjithashtu sprovat janë momente reflektimi dhe kthimi te Zoti. Mirëpo një gjë duhet të kihet parasysh, se të gjitha fatkeqësitë natyrore si: tërmetet, zjarret, vërshimet, acaret, furtunat etj. ndodhin me dijen e Zotit të Lartësuar, Atij nuk i mbetet asgjë jashtë kontrollit dhe dijes, siç thotë në Kuran: "*Nuk ndodh që asnjë gjethe të bjerë në tokë, veçse duke e ditur Ai (Allahu)*". (6:59)

Në objektivat e sprovave janë fillimisht ata të cilët goditen direkt nga to, duke u dëshmuar se sa janë të durueshem, në ç'masë arrijnë t'i kthehen Zotit dhe sa reflektojnë pozitivisht në jetën në vazhdim nga ajo që u ndodh, si dhe shumë objektiva të tjera të cilët Allahu i di më mirë. Gjithashtu këto fatkeqësi janë sprovë edhe për ata të cilët nuk preken direkt, për t'u dëshmuar se sa po reflektojnë, sa do të jenë solidarë me ata që kanë pësuar dhe se sa po i kthehen Zotit të tyre.

Pejgamberi a.s. ka thënë: "Zoti m'i ka dhënë disa veçori, të cilat nuk ua ka dhënë pejgamberëve para meje. Njëra (ndër to) është se Zoti nuk e dënon umetin tim në mënyrë kolektive." Nëse mendojmë se këto janë ndeshkime për ne dhe janë si rezultat i gjynaheve tona, atëherë kemi menduar gabim, pasi që aty përfshihen gjynahqarët dhe të pafajshmit (si p.sh. femijët etj.) Këtë na e ka sqaruar Allahu në Kuran kur thotë: "... *Askush nuk e bart barrën e tjetrit.*" (53:38). Pra, askush nuk do të dënohet për gjynahet që i ka bërë tjetri, qoftë madje gjynahqari edhe i afërm apo i largët i tij.

Njëra nga cilësitë e Zotit është "El-Adl", I Drejti, që d.m.th. se Zoti nuk na dënon për gabimet e të tjerëve. Ai, Allahu, nuk bën padrejtësi, se ndryshe nuk do të ishte "I Drejti". Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "*Dhe Zoti yt nuk i bën të padrejtë askujt.*" (18:49). Disa predikues fetarë, me ose pa vetëdije, tentojnë që fatkeqësitë natyrore t'i paraqesin si ndëshkim nga ana e Zotit, dhe këtë e bëjnë me qëllimin më të mirë, që përmes kujtimit të frikës, t'i afrojnë drejt Zotit, mirëpo kjo qasje, përkundër qëllimit të mirë që synohet me të, bart me vete rrezikun e mbjelljes së mendimit të gabuar ndaj Zotit, si i padrejtë ndaj robërve të Vet (Allahu na ruajttë!) dhe me të edhe largimin prej Tij. Kjo duhet pasur parasysh edhe nga parimi esencial i Islamit, që është se: qëllimi nuk e arsyeton mjetin. Të menduarit keq për Zotin është mëkat edhe më i madh sesa çdo mëkat tjetër. "... *Për gjërat që nuk i dini, pyetni ata që dinë!*" (16:43)

Prof. dr. Fadil Maloku

# A perputhet Demokracia me Islamin? (2)

## 3. Kultura politike Ahtisariane e pengon bashkimin kombëtar

Është një koncept relativisht i ri që zakonisht u dedikohet shoqërive të tranzicionit që politikën apo menaxhimin e saj me jetën publike të një vendi mundohen ta "shesin", pra imponojnë si perceptim dhe si model të sjelljeve ndaj institucioneve publike politike siç janë: qeveria, partitë politike, kushtetuta, etj. në mënyrë që të krijohet një traditë e besimit dhe sistemimit të vlerave që dalin zakonisht nga perceptimi i fuqizuar i makinerisë propagandistike të pushtetmbajtësve. Në rastin e Kosovës, kjo i bie që të gjitha institucionet e reja (*qeveria, kuvendi, partitë politike, mënyra e qeverisjes, mënyra e agjitimit, respektimi i ligjit, etj.*) të derivuara nga kushtetuta e Ahtisarti, duhet domosdoshmërishtë të fuqizojnë vlerën dhe frymën (mbi: superdiskriminimin etnik, pra supertolerancën etnike që do të prodhojë pasiguri, pa mëdyshje) presedane të këtij projekti. Pra, sipas kësaj logjike duhet të ndërtohen dhe të marrin aplikativitet masiv kudo dhe çdoherë në Kosovën e çliruar nga të tjerët, simbolet dhe vlerat e reja qytetare (*a në fakt insistimi është "kombëtare kosovare"?!)* dhe ato kushtetuese, siç janë: flamuri, stema, himni, diskriminimi i shumicës, mbikëqyrja ndërkombëtare, varësia, ...etj. vetëm e vetëm

**...në Kosovë mund të identifikojmë disa tipe kulturash apo sjelljesh interesante. Ky perceptimi i këtillë mund të jetë ndoshta edhe pasojë e asaj se ky shtet yni, i cilësuar si *"sui generis"*, dosido duhet të prodhojë edhe sjellje dhe vlera të atilla sociale të kësaj natyre!?**

që kjo praktikë e të kultivuarit të këtij identiteti të ri të masivizohet dhe të kontestohet ideja e bash-



kimit gjithëkombëtar në Ballkan...

Kur jemi tek ky term, gjithashtu duhet të kuptojmë se i njëjti nuk nënkupton edhe opinionet publike të qytetarëve që rezultojnë si një reagim spontan ndaj ngjarjeve dhe të (pa)bëmave dhe problemeve ditore, që mund të prodhojë për interesat e veta: qeveria, kuvendi, institucionet e tjera apo partitë e ndryshme politike. Sintagma e kulturës politike për të cilën ne e kemi fjalën, në fakt synon dhe ka për qëllim saktësisht etablimin e këtyre vlerave në faza afatgjata, e jo krijimin e përceptimit për një proces qytetar që është duke u ndërtuar gjithashtu me vështirësi dhe me sakrifica, mu nga shkaku i asaj që ka prodhuar gjatë këtij trembëdhjetëvjeçari ky projekt.

Por, paradoksi bëhet edhe më i madh kur të analizohen bartësit (*elitat dhe partitë politike aktuale)* e këtij projekti të dëmshëm për shqiptarët e Kosovës në kohën e tanishme, që realisht në fillim të luftës kishin kërkesa maksimaliste: "bashkimin e trojeve shqiptare" , "bashkimin me Shqipërinë"!?

## 4. Kultura pjesëmarrëse, nënshtruese dhe ajo indiferentuese

Nëse i adresohemi gjithë periudhës së pasluftës, pra periudhës së ngritjes së kapaciteteve institucionaliste që përket me proceset e tranzicionit që ngjanë dhe akoma janë në zhvillim e sipër në shumicën e vendeve të Evropës Juglindore dhe asaj Lindore, hetojmë se në Kosovë mund të identifikojmë disa tipe kulturash apo sjelljesh interesante. Ky perceptimi i këtillë mund të jetë ndoshta edhe pasojë e asaj se ky shtet yni, i cilësuar si *"sui generis"*, dosido duhet të prodhojë edhe sjellje dhe vlera të atilla sociale të kësaj natyre!?



Në realitet përmes një tipologjie të tillë autoktone ne në vija të trasha do të mund të identifikonim pa mëdyshje edhe kulturën apo sjelljen politike afatgjate që është duke e kultivuar qytetaria fisnore kosovare. Pra cila sjellje afatgjate e kësaj qytetarie po mbështetet më shumë? Ajo që po prodhon projekti i Ahtisarit apo ajo e qytetarisë evropiane, në fakt demokratike ngaqë s'njihet asnjë vend në kontinent që ka "ndërtime" dhe "mbindërtime" të tilla sociale e sidomos politike, siç i ka shteti i Kosovës.

Duke ndjekur këtë logjikë të sjelljes së publikut, ne mund të veçojmë tri lloje të kulturës politike: *atë pjesëmarrëse*, ku qytetarët e vendit dhe shoqëria në tërësi do të duhej t'i kushtonin më shumë rëndësi politikës demokratike, pra, duke e konsideruar pjesëmarrjen e tyre aktive në jetën politike si të dëshiruar dhe si shumë efektive në mënyrë që të mbahet trendi i mobilitetit qytetar. Natyrisht, ky tip i sjelljes sonë kulturore na e përkujton entuziazmin dhe atmosferën deliriuese gjatë zgjedhjeve të para... pas luftës (*kur mbi 90% të tyre ishin të gatshëm të votonin!?*)!.: *Tipin e kulturës nënshtruese*, që karakterizohet me pasivitet dhe indiferencë të madhe të qytetarëve të cilët mendojnë se ndikimi i tyre shoqëror është i parëndësishëm dhe çka është edhe më interesant i pa mundur që të ndikohet në rrjedhat dhe vendimet e mëdha për vendin. Situatë dhe gjendje kjo që për indikatorë të kësaj sjelljeje të qytetarëve kosovar do të mund ta merrnim mos interesimin e madh për të votuar në zgjedhjet nacionale... dhe: *Tipi i ashtuquajtur indiferent*, në të cilën mungon ndjenja qytetare, ku qytetarët të zhgënjyer me proceset politike, ato sociale dhe ekonomike abstenojnë masovikisht nga përdorimi i mënyrave (*që u garanton edhe Kushtetuta*) për t'u kyçur dhe ndikuar në jetën publike të tyre. Zhgënjimi i pasuar si pasojë i tërheqjes nga mënyra e të qenit subjekt aktiv në objekt pasiv, i bënë ata njerëz, pra qytetarë që vetëkënaqësinë e tyre e ushqejnë vetëm përmes: skandaleve të shkaktuara nga korrupsioni, krimi i organizuar, veriu i Kosovës, privatizimi,.. etj. por jo edhe pjesëmarrjes aktive (*demonstrimeve sociale, shprehjes së pakënaqësive përmes peticioneve, nënshkrimeve dhe mënyrave tjera*). Pra identifikohen me hapësirën dhe ambientin në të cilën jetojnë, ambientin i cili i topit ndjenjat e të qenit aktiv në shoqëri e jetën publike politike.

Si vërehet, kudo në vendet me traditë demokratike opinioni publik apo publiku i gjerë i qytetarisë është ai fuqizuesi apo ai iniciuesi i procesit të kultivimit dhe rrumbullakimit të mënyrës dhe kulturës demokratike të një vendi. Në rastin e Kosovës, roli i këtij mekanizmi akoma është në periferi edhe për shkak se qytetarët kosovarë akoma janë në gjumë të thellë dhe të manipuluar, kurse elitat politike të joshura pas korrupsionit dhe krimit po bëjnë sehire dhe po shpresojnë që kjo gjendje dhe ky kaos të zgjatë sa më shumë dhe sa më gjatë... ngase vetëm kështu mund të mbijetojnë dhe të zhvatin të mirat e vendit.

**Dr. Rexhep Suma**

# Urtësia në gradualitetin e thirrjes islame (3)

## Urtësia dhe butësia në veprim me masën

Aktiviteti i thirrjes islame kryhej nga Muhamedi a.s. nën udhëzimin dhe mbikëqyrjen e shpalljes, vihet re se është ndjekur një strategji hyjnore dhe pejgamberike. Fazat që ai ndiqte, mjetet që shfrytëzonte, parimet që merrte parasysh dhe metodat e ndryshme që përdorte sipas rrethanave për të arritur synimin e tij, përbënin praktikën ideale të metodës së thirrjes, si për sahabët, ashtu edhe për të gjithë ummetin e tij. Kjo metodë pejgamberike e thirrjes të cilën e pati zbatuar në mënyrë të shumanshme, është pishtarja më e madhe që do t'u ndriçojë rrugën edhe thirrësve të sotëm[1].

Kurani është i mbushur me një urtësi të pashembullt në relacion me burimin, karakteristikat dhe dimensionet e tij. Urtësia e Kuranit vjen nga urtësia e autorit, i cili nuk mund të ketë qenë ndonjë tjetër pos Vetë Zoti xh.sh.. Kjo po ashtu vjen edhe nga fuqia e madhe e librit, i cili është i paimitueshëm, e që është objekt hulumtimi për dijetarët dhe shkencëtarët. Qasja reale e Kuranit, zgjidhjet e tij praktike që i ofron për problemet njerëzore dhe qëllimet e mirëfillta që i jep për njeriun, e shënojnë urtësinë e Kuranit që ka natyrë dhe karakteristika të posaçme."[2]

Pra, vetë Muhamedi a.s. ishte thirrës që manifestonte urtësi dhe butësi. Këtu do të theksoja një hadith që e përcjell Ebu Hurejre r.a. se Muhamedi a.s. ka thënë:

"*Gjendja ime dhe juaja i ngjan gjendjes së atij i cili mundohet t'i*

**Njohja e ambientit dhe vendit ku do t'u prezantohet atyre Islami, është element shumë i rëndësishëm sa u përket të të thirrurve apo masës. Njohja e tyre nga aspekti i besimit, nga aspekti psikologjik, social, ekonomik, pastaj njohja e qendrave të devijimit dhe lajthitjes së njerëzve do të ishte një element shumë përforcues në shtrirjen dhe mbrojtjen e mesazhit islam.**

*largojë nga zjarri insektet dhe fluturat që vërsulen drejt zjarrit. Unë ju kap juve për brezi që t'ju shpëtoj nga zjarri, kurse ju përpiqeni të më shpëtoni e të hyni në zjarr*!"[3]

Ibn Haxher el Askalani duke e komentuar këtë hadith sqaron se në vete përçon mesazh shumë të fuqishëm që Muhamedi a.s. tregonte mëshirë dhe dhembshuri karshi masës që ata të gjejnë qetësinë dhe shpëtimin mu ashtu siç ka thënë edhe Allahu xh. sh. në Kuran: *Ju erdhi i dërguar nga mesi juaj. Atij i vjen rëndë për vuajtjet tuaja. I brengosur për besimtarët, i butë dhe i mëshirshëm*. (Et-Tevbe,128).[4]

Kurse i Dërguari a.s. vetën e ka cilësuar duke thënë: "Unë jam për ju sikur prindi për fëmijën e vet"[5]

Gjatë predikimit të mësimeve të islamit, duhet të kuptohet drejt psikologjia, natyra, tradita, niveli mësimor e social që të dihet se si duhet t'u drejtohet atyre. Për këtë Aliu r.a. ka thënë: Flisnju njerëzve me gjuhën që e kuptojnë, a dëshironi që ata të gënjejnë mbi Zotin dhe të Dërguarin e Tij.

Mospërçimi i mesazhit me urtësi dhe butësi si duhet me rregulla të komunikimit lë derën hapur ku do të pasonte ngjallja e fitnes e të këqijave të shumta. Andaj mesazhi duhet të jetë i qartë e larg biguitetit.

I Dërguari a.s. duke përcjellë Muadh bin Xhebelin drejt në mejdanin e Daves për në Jemen i tha "*Ti je duke shkuar tek një popull që është pjesëtar i librit, prandaj e para gjë në të cilën do t'i thërrasësh njerëzit le të jetë adhurimi i Zotit....*", ia bëri me dije se ishte duke shkuar në një ambient ku ata janë pasues të Librit (*ehlul kitab*) prandaj besimi i tyre është i ndryshëm në krahasim me Islamin, duhet të dinte gjendjen e tyre dhe të përgatitej për këtë fakt dhe do t'u prezantonte atë që u përshtatet dhe do t'u rregullonte çështjet e tyre.

Njohja e ambientit dhe vendit ku do t'u prezantohet atyre Islami, është element shumë i rëndësishëm sa u përket të të thirrurve apo masës. Njohja e tyre nga aspekti i besimit, nga aspekti psikologjik,

social, ekonomik, pastaj njohja e qendrave të devijimit dhe lajthitjes së njerëzve do të ishte një element shumë përforcues në shtrirjen dhe mbrojtjen e mesazhit islam. Krahas tyre , thirrësi po ashtu duhet të njohë gjuhën e masës, dialektin, adetet, nivelin kulturor të tyre si dhe dyshimet dhe debatet që zhvillohen në atë shoqëri.[6]

Komunikimi është proces i dyanshëm dhe në mënyrë që të jetë i efektshëm në dërgimin e "mesazheve" te pala tjetër (në këtë rast te masa) duhet të tregojmë ndjeshmëri për mënyrën si i merr ato kjo e fundit. Në kuadër të komunikimit të mesazhit të Islamit ka rëndësi shumë të madhe toni i zërit, qëndrimi, shprehja e fytyrës, mospasja e kontaktit me sy, mund të jenë të gjitha shenja se gjërat nuk janë aspak "shkëlqyer". Andaj, në përgjithësi komunikimi i dobët është një nga arsyet kryesore të prishjes së marrëdhënies së komunikimit"[7]

Ligji i përshkallëzimit duhet ta shoqërojë tërë kohën thirrësin në Islam. Sigurisht që strategjia jonë duhet të mbështetet edhe në përvojat e atyre që ishin para nesh. Këtu është rast i mirë të ulet e të bisedohet dhe të përfitohet nga urtësia e hoxhallarëve të vjetër, të cilët me dekada me radhë kanë shërbyer në xhemat (masë) dhe ata janë një thesar shumë i vyeshëm. Thirrësi nuk fillon nga zeroja dhe nuk duhet ta konsiderojë veten se është i pari që fillon shërbimin për mesazhin e Allahut xh.sh., dhe sigurisht që nuk do të jetë as i fundit që do të merret me predikimin e këtij qëllimi fisnik.

Thërrasim në thellimin e kuptimit të evoluimit (përsosurisë) e jo të shpërthimit (furi), zhvillimit e jo sorollatjes, urtësisë e jo tërbimit (xhindosjes), përshkallëzimit e jo kërcënimit, ngadalësimit e jo shpejtimit, punës së qetë e konstante, jo punës së shpejtë që ndalet pas pak. I Dërguari a.s. thotë: "Punët më të dashura për Allahun janë ato që janë të vazhdueshme, edhe nëse janë pak." Po ashtu ka thënë: "Nuk tregohet i ashpër dikush në fe e të mos ta mundë feja." Këtu duhet përmendur urtësia e shtrenjtë që thotë: "Koha është pjesë e shërimit".[8]

Rrugë tjetër, pos me urtësi e butësi, nuk ka. Butësia dhe urtësia është rruga që ka kërkuar Kurani nga ne që të trasojmë. Butësia duhet të jetë pjesë e programit tonë të përditshëm. Fundja kjo është edhe imperativ kuranor, I Lartmadhërishmi na drejtohet duke na thënë: *Ti (Muhamed) thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë dhe polemizo me ata (kundërshtarët) me atë mënyrë që është më e mira. Zoti yt është Ai që e di më së miri atë që është larguar nga rruga e Tij dhe Ai di më së miri për të udhëzuarit*. (En-Nahl,125).

Gjatë shtrirjes së thirrjes islame jashtë kufijve të dy vendeve të shenjta, Muhamedi a.s. kishte stërvitur misionarët të cilët do ta komunikonin Islamin krejtësisht në mjedise tjera kulturore e ekonomike. Andaj nisur nga ky fakt ai duke përcjellë Muadh bin Xhebelin dhe Ebu Musa Eshariun për në Jemen u kishte thënë: "Lehtësoni, mos vështirësoni, predikoni, mos iu shmangni predikimit".( Buhariu dhe Muslimi).

Po në këtë rrafsh gjatë shpjegimit dhe komentimit të këtij hadithi el Haffidh (Ibn Haxher el Askalani) ne veprën e vet "El Fet'h) ka shkruar: " Në këtë hadith gjendet urdhri për lehtësim dhe tolerancë ndaj personave, t'u bëhet atyre i dashur besimi, të hiqet dorë nga vrazhdësia (rigoroziteti) me qëllim që zemrat e tyre të mos largohen (shmangen), sidomos po të merret parasysh papërvoja në Islam ose mosha e fëmijës i cili i afrohet kohës kur ai ngarkohet me obligime. Në radhë të parë të adaptohen në besim, ai (besimi) të rrënjoset në zemrat e tyre dhe të ushtrohet. Gjithashtu kur njeriu me vullnet të sinqertë dëshiron të ushtrojë një vepër nuk duhet shtrënguar, por duhet ta marrë atë shkallë-shkallë dhe lehtë, saqë nëse argëtohet (zbavitet) me një gjendje tjetër, duke e vazhduar atë e shndërron në gjendje tjetër dhe argëtohet me të më tepër se me të parën derisa arrin në shkallë të perspektivës, ashtu që duhet të mos obligohet me diç, që ndoshta ai nuk mund ta zbatojë.."[9]

Në një vend tjetër ka thënë: '*Mësoni, lehtësoni, mos vështirësoni, predikoni dhe mos u largoni (mos u shmangni). Në qoftë se ndonjëri prej jush hidhërohet, (më mirë është ) të heshtë*".[10]

Kjo është kështu ngase Allahu dëshiron për robërit e vet lehtësi e nuk dëshiron vështirësi. Ai në tërë çështjen dëshiron tolerancë (butësi) dhe e shpërblen për tolerancë atë që nuk e shpërblen për vrazhdësi. Në një send (çështje) që ka depërtuar butësia (toleranca) atë send ose atë gjë e ka zbukuruar, ndërkaq në anën tjetër në një send



që ka depërtuar ashpërsia (vrazhdësia) atë gjë e ka shëmtuar. Me parësore nga të gjitha gjërat me butësi (tolerancë) është edukimi.[11]

Gjatë jetës së vet, Muhamedi a.s. kishte pasur situata të ndryshme duke u përballur me psikologji të ndryshme të masës. Transmetohet nga Ebi Ejubi se një herë një nomad (bedevi) iu paraqit të Dërguarit a.s., gjatë udhëtimit. Ai e kapi devenë e tij për litari duke i thënë: "O i Dërguar i Allahut ose o Muhamed, Më informo për atë (vepër) e cila më afron kah xheneti dhe që më largon nga zjarri?" Transmetuesi pohon që Pejgamberi a.s. ishte ndalur dhe ashtu në atë gjendje i kishte shikuar shokët e vet, pastaj kishte thënë: "*Ky tashmë u udhëzua*". I thashë: Si? Ai prapë e përsëriti. Pejgamberi a.s. iu drejtua atij duke i thënë: "*Ta adhurosh Allahun dhe Atij të mos i përshkruash shok, ta falësh namazin dhe ta japish zekatin, t'i vizitosh të afërmit, por ti lëshoje (lërë) të lirë devenë (të lirë*).[12]

Dijetarët islamë po ashtu kanë tërhequr vërejtjen që assesi mos të ngatërrohet sinqeriteti dhe ashpërsia në shprehjen e së vërtetës, megjithëse mes këtyre të dyjave s'ka asnjë lidhje. Thirrësi i urtë islam është ai i cili e përcjell dhe komunikon mesazhin te të tjerët me një mënyrë të butë dhe fjalë shumë të përzemërta, natyrisht pa komprometuar përmbajtjen e mesazhit të tij. Realiteti na mëson se përmbajtja, pa marrë parasysh sa e madhe është ajo, mund të shtrembërohet dhe humbet si pasojë e sjelljes së ashpër, ndaj është thënë: Ai që urdhëron për të mira, duhet ta bëjë këtë me urtësi, Imam Gazaliu ka shkruar në librin e tij "*El emru bil ma'rufi ven nehju anil munker*": "Një person që urdhëron për të mirën dhe ndalon nga ajo që është e keqe dhe e padëshirueshme duhet të tregojë dhembshuri, simpati, urtësi dhe dituri..."[13]

Duke shfletuar jetën dhe biografinë e Muhamedit a.s. hasin se metodat e thirrjes edhe në rrethana lufte, mbështetej në parimin dhe idenë për t'ua bërë Islamin të dashur njerëzve, për të siguruar paqen e qetësinë, për t'u ofruar njerëzve njerëzillikun e tyre, lirin e besimit e të adhurimit, shkurt, për t'u bërë shkak për shpëtimin e njerëzve. Sepse në sytë e të Dërguarit a.s. shpëtimi qoftë edhe i një njeriu të vetëm vlen më shumë se gjithçka mbi të cilin lind dielli.[14]

Për myslimanin assesi nuk është e mjaftueshme që t'i thërrasë në mirësi dhe normat islame vetëm myslimanët, por myslimanët kanë obligim e përgjegjësi për t'i ofruar mesazhin e Islamit edhe në mesin e atyre që janë të painformuar me çështjen e kësaj paqeje me qëllimin që edhe ata të jenë përfitues nga begatitë dhe mëshira e Islamit. Pra, është vendim i Allahut xh.sh, që e mira dhe dobia mbi dhe të bëhet të sundojë me dorën e myslimanëve. Domethënës në këtë pikë është argumenti se në ajet të shumta vihet në pah vlerat e ftesës në Islam bashkë me elementin e mesazhit që përçon tek njerëzimi.

Thotë Allahu xh.sh. *E kush ka fjalën më të mirë prej atij që thërret te Allahu, vepron (punë) të mira dhe thotë: "Unë jam prej muslimanëve*?" (Fusilet,33).

Gjatë tërë jetës së vet i Dërguari a.s. u kishte dhënë prioritet mëshirës, butësisë e urtësisë në komunikimin e normave islame, madje në një rast, ai tha: "*Butësia (rifk) i zbukuron gjërat, mungesa e butësisë i shëmton ato*".[15]

Allahu do që besimtari të jetë i sjellshëm (butë) në çdo gjë.[16]

"Allahu është i mirë dhe do mirësinë; Ai jep për mirësinë atë që nuk e jep për ashpërsinë dhe nuk jep për asgjë tjetër përveç saj (mirësisë).[17]

Po ashtu Muhamedi a.s., i thoshte dhe i vepronte në përputhje me të dhe lutej vazhdimisht për ata që veprojnë mbi këtë bazament, duke u shprehur:

"*Zoti im! Kujtdo që merr përsipër ndonjë punë të ymetit tim dhe sillet me mirësi e butësi me ta, edhe Ti tregoji mirësi e butësi (rifk)*."[18]

I Dërguari a.s jetoj dhe zhvilloi frymën e butësisë dhe mirësisë me miqtë, madje edhe me armiqtë. Prova me e qartë për këtë është ajeti kuranor ku Allahu xh.sh. i drejtohet Muhamedit a.s. duke i thënë: "*Ti ishe i butë ndaj atyre, ngase Allahu të dhuroi mëshirë, e sikur të ishe i vrazhdë e zemërfortë, ata do shkapërderdheshin prej teje, andaj ti faljua atyre dhe kërko ndjesë për ta, e konsultohu me ta në të gjitha çështjet, e kur të vendosësh, atëherë mbështetu në Allahun, se Allahu i do ata që mbështeten*." (Ali Imran,159).

Edhe librat e shpallura më parë kishin paralajmëruar dhe përshkruar se ai do të jetë njeri i i cili reflektoi butësi dhe dëshmoi urtësi. Imam Buhariu transmeton se e ka përshkruar Bibla figurën e Muhamedit a.s. në këtë aspekt: "*Pa dyshim, ai nuk është i ashpër e zemërgurë. Nuk çirret e nuk bërtet në rrugë e në treg. Nuk i përgjigjet së keqes me të keqe. Përkundrazi, tregon falje dhe mirësi.*"[19]

*1. Islami nëpërmjet haditheve, Kryesia e Çështjeve Fetare të Turqisë, Logos-A, 2017, botim i dytë, v.6, f.565. 2. Hamude Abdulati, Islami në fokus, Logos-A,2000, Shkup, f.377. 3. Buhariu, nr. 6118 dhe Muslimi, nr. 2284, Fedail,17). 4. Fet'hul Bari, 11/318. 5. Në kuadër të klaisfikimit të haditheve të veprës " El Ihja" thuhet që këtë hadith e kanë transmetuar Ebu Davudi, Nesaiu, Ibn Maxheh, dhe Ibn Hibbani nga Ebu Hurejre. 6. Seid bin Ali bin Vehf El Kahtani, El Hikmetu fi eda'veti ilallahi teala, Riad, 1424,botim i 4, f.532. 7. Theo Theobald & Cary Cooper, Hesht dhe dëgjo,Max,Tiranë,2004,f.171. 8. Hisham Talib, Besëlidhja e thirrjes islame, Logos-A, Shkup,2017, f.38-39. 9. Fet'hul Bari bi sherh sahihul Buhari,nga Imam El Hafidh Ahmed bin Ali bin Haxher el Askalani, Daru errejan litturath,-Kajro, botim i dytë, 1987,vëll.XVI,f.286. 10. Transmeton Ahmedi, po ashtu edhe Buhariu në veprën 'Edebul mufred" nga Ibn Abassi. Ndërkaq Sujutiu ka paraqitur idiomën për këtë hadith që simbolizon që ky është sahih. Kurse El Menavi e ka kundërshtuar për shkak të ekzistimit të Lejth bin Ebi Sulejmit, i cili sipas tij është "Mudel-lis". Muslimi nuk ka transmetuar nga dy hadithe por gjithnjë e ka nënvizuar këtë çift me dikë tjetër. El Fejd, vëll.IV, f.328, Hadithi nr.5480. 11. Jusuf Kardavi, Erresul ve el ilm. muesesetu errisale, botim i 6-të, Bejrut,1995, f.119. 12. Buhariu dhe Muslimi. Teksti i paraqitur i këtij hadithi është i imam Muslimit. Tergib, nr.3635. 13. Jusuf Kardavi, Rizgjimi islam ndërmjet kundërshtimit dhe ekstremizmit, Logos-A, Prishtinë, 2002,f.216. 14. Hakimi, Mustedrek,VI,2329 (3/598). 15. Muslimi, birr,78. 16. Me pajtim nga të gjitha autoritetet. 17. Muslimi. 3/634. 18. Muslimi, Imare,19, HM25129 Ibn Hanbel,VI,94. 19. Buhariu, 2125, Buju, 50.*

Dijanet-in e Turqisë i cili, pos të tjerash, nënvizoi se nuk ka nevojë të shpjegohet se sa është e rëndësishme për myslimanët dhe për njerëzimin lindja e Pejgamberit tonë të dashur Muhamedit a.s. "Në këtë vit e shoh si shumë të qëlluar që si temë kryesore të jetë: “Pejgamberi ynë dhe familja”. Komunitetet paqësore dhe të lumtura formohen nga familjet e lumtura. Si në çdo çështje edhe në këtë çështje jeta e Pejgamberit a.s. është një ndriçues i rrugës. Familja për një shoqëri, për fëmijët tanë është si tokë pjellore. Rritja e frytit varet nga cilësia e tokës në të cilën është mbjellë. Si jeta në familje, edhe edukimi që jepet në familje është një tregues i rëndësishëm për sukseset e fëmijëve tanë. Adresa e parë ku fëmija merr mësim është familja. Mësim i drejtë i fesë fillon në familje. Siç dihet, qetësia në familje dhe mësimi i drejtë i fesë ka një ndikim të madh në aspektin global. Për këtë arsye të gjithë ne kemi përgjegjësi të mëdha në mësimin e drejtë të fesë"- tha Akpolat, duke përfunduar se festimi i Javës së Mevludit në Kosovë ka rëndësi të madhe në aspektin e mësimit të fesë. Edhe z.Nevzat Sabri Akın, këshilltar për çështje fetare në ambasadën turke mori fjalën duke falënderuar edhe në emrin e ambasadorit Sakar nga Turqia, për organizimin e këtij evinimenti dhe tha se kjo është një ngjarje që duhet ta shënojmë dhe Pejgamberi a.s. ishte mostra dhe shembulli më i mirë për ne.

Haxhi Selim Buzolli këndoi pjesë nga “Mevludi” i Tahir efendi Popovës, këndimi i tij u dëgjua me shumë vëmendje nga të pranishmit. Ndërsa, duanë e Mevludit e bëri z.Nevzat Sabri Akın, këshilltar për çështje fetare në ambasadën turke. *(R.S).*











# Fjala e Myftiut Tërnava me rastin e Mevludit

*I nderuar ambasador i Republikës së Turqisë, Çari Sakar,*

*I nderuar anëtar i Këshillit të Lartë për Çështje Fetare, Sabri Akpola.*

*I nderuari mushavir, Nevzat Sabri Akën,*

*Te nderuar drejtues të institucioneve dhe organeve te BIK-ut,*

*Të nderuar imamë dhe nëpunës të Bashkësisë Islame,*

*Të nderuar pedagogë, nxënës e studentë, të respektuar bashkëpunëtorë të mi,*

*Vëllezër dhe motra,*

*Të nderuar të pranishëm!*

Më lejoni që, në emrin e Bashkësisë Islame të Kosovës, në emër të institucioneve dhe organeve të saj dhe në emrin tim personal, nëpërmjet këtij manifestimi t'ju uroj e t'ju përgëzoj për fillimin e aktiviteteve tona kushtuar lindjes së Pejgamberit tonë Muhamed Mustafasë alejhisselam. Këto manifestime për këtë vit i hapim pikërisht sot nga ky vend, nga salla e amfieteatrit të FSI-së, ku jemi tubuar që bashkërisht të rikujtojmë ardhjen e të Dërguarit të Allahut, Muhamedit a.s.. Prandaj, në këtë muaj kaq madhështor e shumë domethënës, le ta madhërojmë Allahun dhe të kërkojmë bekimet e Tij, kurse përshëndetje, salate e selame le t'i dërgojmë Pejgamberit të Tij të fundit, Muhamedit a.s., familjes së tij dhe të gjithë atyre që ndjekin rrugën e tij deri në Ditën e Kiametit.

Të nderuar vëllezër e motra! Besimtarët myslimanë anekënd botës, 12 rebiul-evvelin e shënojnë me aktivitete të ndryshme, duke rikujtuar lindjen, jetën dhe misionin e të Dërguarit tonë të fundit, Muhamedit a.s., të cilit iu shpall nga Allahu xh.sh. Kurani, e nëpërmjet tij edhe neve, që të na rregullojë jetën në këtë botë dhe të përgatitemi për botën tjetër. Manifestimi i Ditëlindjes së Pejgamberit, Muhamedit alejhis selam, si tek të gjithë popujt myslimanë, edhe te populli ynë, ka një traditë po aq sa edhe prania e fesë islame në këto troje, dhe si i tillë është i shtresuar thellë në identitetin fetar e kulturor të popullit tonë, aq sa ka marrë edhe karakter të një manifestimi thuajse gjithëpopullor. Kjo për faktin se populli ynë tërë muajin rebiul-evvel e kalon në përkujtim dhe përkushtim edhe më të madh kushtuar Muhamedit a.s.

Nuk është e largët koha kur populli ynë, por edhe popujt përreth të besimit islam muajin rebiul-evvel e kalonin në kërkim të njohjes së personalitetit të Pejgamberit a.s., dhe këtë e bënin nëpërmjet derseve, ligjëratave, ibadeteve e debateve, për dhe rreth jetës së Muhamedit a.s., rreth fesë e dinit islam. Por s'ka dyshim se kontributi të madh në këtë drejtim kishte dhënë ulemaja jonë, që kishte emancipuar e vetëdijesuar dhe kishte përgatitur masën e besimtarëve shpirtërisht e emocionalisht për ta njohur, dashur, respektuar e çmuar ashtu siç e meriton Resullullahu a.s..

Vështruar sipas përshkrimeve historike, shoqëria njerëzore para dërgimit të Muhamedit a.s. pejgamber, kishte shënuar dekadencën më të madhe. Vlerat humane, fetare e shoqërore ishin tjetërsuar duke marrë ngjyra në të cilat dominonin nuancat e dhunës, arrogancës, injorancës, krimit. Së këndejmi, dërgimi i një të Dërguari të Zotit për ta kthyer shoqërinë në vlerat e mirëfillta ishte nevojë dhe jo vetëm. Shikuar nga këndi i mirësive të Allahut ndaj njerëzimit, ishte edhe dhuratë prej Tij për ne. Kështu në fakt e përshkruan Allahu xh.sh., dërgimin e Muhammedit a.s., pejgamber: *"Allahu u ka dhënë besimtarëve dhuratë të madhe, kur u solli një të Dërguar nga gjiri i tyre, i cili ua lexon shpalljen e Tij, i pastron nga gjynahet dhe u mëson Librin (Kuranin) e urtësinë (diturinë e thellë fetare), edhe pse më parë, me të vërtetë, ata ishin në rrugë krejt të gabuar."* [Ali Imran: 164]

Po, Allahu xh.sh., e ka nderuar shoqërinë njerëzore me dërgimin e





Muhammedit a.s., efektet e misionit të të cilit janë ndier që në fillim. Misioni i Muhammedit a.s. është i veçantë për faktin e mishërimit të tij me misionin. Islami ishte Muhammedi dhe Muhammedi ishte Islami. Ai ishte imazhi i gjallë i fesë. Ajshja r.a. kur e pati përshkruar moralin dhe sjelljen e tij, e pati përmbledhur me një fjali: "Morali i tij ishte Kurani."

Nëse fjala dhe vepra e një edukatori, reformatori, politikani, kanë kundërthënie, atëherë fati i tyre është refuzimi nga masa. Kjo nuk ka ndodhur me Muhammedin a.s. Më lejoni t'jua marr një shembull. Sot, nëse flitet për jetën e një lideri, tentohet që jeta e tij private të mbetet private, për shkak se jo rrallë sekretet dinë të jenë skandaloze dhe të detyrojnë liderët të tërhiqen nga jeta publike. Për ne, myslimanët, jeta private e Muhammedit a.s. është fe. Ai nuk na ka fshehur asgjë. Edhe imtësitë më të holla na janë treguar. Kjo ngase ai ishte dhe është shembulli ynë që duhet ta pasojmë në çdo gjë. Kështu na mëson Allahu xh.sh.: *"Në të Dërguarin e Allahut ka një shembull të mrekullueshëm për atë që shpreson tek Allahu dhe Dita e Fundit dhe e përmend shumë Allahun."* [Ahzab: 21]

Sigurisht, ajo që i ka dhënë këtë primat personalitetit të tij është morali i tij i lartë, i cili ka qenë në një nivel tjetër. Ja si na e përshkruan Allahu moralin e tij: *"Vërtet, ti je me moral sublim!"* [Kalem: 4] Po, në një shkallë ku askush nuk mund të arrijë.

Vëllezër e motra, të nderuar të pranishëm! Kur kujtojmë lindjen e Pejgamberit a.s., kemi për synim që të njohim misionin e tij, mësimet e tij, sjelljet e tij, virtytet e cilësitë e tij, edebin e ahlakun e tij, për të cilat njerëzimi ka nevojë që t'i njohë, t'i dijë, t'i trajtojë, t'i studiojë e t'i vërë në përdorim në vazhdimësi, sepse të gjitha këto janë me burim hyjnor.

Ndërsa për nevojën tonë për Muhamedin a.s., për dashurinë ndaj tij, për pasimin e rrugës dhe mësimeve të tij, e që janë vetë feja islame në praktikë, në Kuran Allahu xh.sh., na thotë: *"Thuaj: "Nëse e doni Allahun, atëherë ejani pas meje që Allahu t'ju dojë, t'ju falë mëkatet tuaja, se Allahu është që fal shumë, mëshiron shumë." [Ali Imran, 31]*

Prandaj, njohja, dashuria dhe respekti për Pejgamberin, Muhamedin a.s. dhe misionin e tij, përveçse janë të urdhëruara, ato e fisnikërojnë, e edukojnë dhe e begatojnë individin dhe shoqërinë. Në kohën që po jetojmë, mbushur me konflikte, mosdurim, smirë e urrejtje në njërën anë, dhe në anën tjetër kur shoqëria e posaçërisht rinia jonë përballen me shumë dukuri negative, mësimet e Pejgambeit a.s. janë rrugëdalja më e mirë për t'i tejkaluar këto sfida që na mundojnë sot. Prandaj, në këtë muaj, kur kujtojmë lindjen e Pejgamberit tonë, duhen marrë e praktikuar në jetën tonë mësimet e të Dërguarit të Allahut, të angazhohemi për forcimin e paqes, të bëjmë më shumë për ndaljen e luftërave e konflikteve, sepse Zoti dhe i Dërguari i Tij nuk janë razi me këto, Zoti dhe i Dërguari i Tij kërkojnë nga ne që ta ndërtojmë e ta kultivojmë harmoninë e mirëbesimin ndërnjerëzor. Po ashtu, gjatë këtij Muaji të Mevludit, edhe më shumë të shtojmë kujdesin ndaj rinisë që së pari ajo të edukohet në rrugën e Zotit dhe së dyti të mos përfshihet nga dukuritë devijante, këto dy synime më së miri i arrijmë duke marrë për bazë mësimet dhe veprimet e të Dërguarit tonë, Muhamedit a.s.. Një i ri nëse kërkon model për edukim nuk ka ku ta gjejë tjetër, pos te Pejgamberi a.s. Nëse kërkon model për besnikëri, te Pejgamberi a.s. do ta gjejë më të mirin besnik, nëse kërkon model për atdhedashuri te Pejgamberi a.s. do ta gjejë më të mirin atdhedashës, nëse kërkon modelin e urtësisë e modestisë te Pejgamberi a.s. do ta gjejë, si për çdo gjë pozitive, më të mirin yrnek.

Nga ky këndvështrim, dërgimi i Muhammedit a.s., është përshkruar mëshirë për njerëzimin. *"E Ne të dërguam ty (Muhammed) mëshirë për të gjitha krijesat." [*Enbija: 107]

Sikurse e thamë më lart që kemi një traditë të kahershme për përkujtimin dhe manifestimin e ditëlindjes së Pejgamberit a.s., atëherë lusim që kjo traditë të kultivohet sa më shumë në familjet tona, në shtëpitë tona, në xhematet dhe xhamitë tona, në mejtepet, medresetë dhe kudo tjetër.

*13 nëntor 2019*

# U mbajt programi "Xhamitë dhe nëpunësit fetarë"

Më 1 nëntor, në Prizren, në institutin "Yunus Emre", u mbajt programi fetaro-kulturor me temën "Xhamitë dhe nëpunësit fetarë", i organizuar nga zyra për çështje fetare pranë Ambasadës së Republikës së Turqisë në bashkëpunim me Bashkësinë Islame të Kosovës. Në këtë program morën pjesë këshilltari i Myftiut të Kosovës, Vedat ef. Sahiti, ambasadori i Turqisë në Kosovë, Cagri Sakar, konsulli Serdar Ozaydin, ish-deputetët e Kosovës, z. Fikrim Damka e znj. Muferah Sinik, kryetari i Mamushës, Abdulhadi Krasniqi, si dhe përfaqësues të institucioneve turke nga TIKA dhe MEARIF. Programi filloi me leximin e një pjese nga Kurani fisnik, të cilën e lexoi hafëz Daut Lezi. Këshilltari i Myftiut, Vedat ef. Sahiti, në fjalën e tij drejtuar të pranishmëve theksoi rolin e pazëvendësueshëm të xhamive në edukimin e brezave dhe ngritjen morale e shpirtërore të shoqërisë. Ndërkaq, ambasadori i Turqisë në Kosovë, Cagri Sakar tha se xhamitë janë vende të shenjta, nga ku marrim mësimet e drejta fetare, janë vende në të cilat kultivohet atdhedashuria dhe mësohet morali i pastër. Më pas, programi vazhdoi me këndimin e kasideve nga nxënësit e institutit të hifzit "Emin Pasha" në Prizren, ndërsa duanë e hatmes për ulematë tanë e bëri kryetari i KBI të Prizrenit, Besim ef. Berisha. *(V.S).*



# U mbajtën garat për hifz dhe bukurlexim të Kuranit në nivel të medreseve të Ballkanit

Me 3 nëntor, është përmbyllur me sukses gara për mbamendje dhe bukurlexim të Kuranit në nivel të medreseve të Ballkanit, të cilat zgjatën për tri ditë radhazi. Këto gara u organizuan nën patronatin e kryetarit të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Myftiut Naim ef. Tërnava.

Hapja zyrtare e këtyre garave u bë më 1 nëntor, në hapjen solemne mori pjesë kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, me bashkëpunëtorë, kryetarë të këshillave të BI-së, përfaqësues të Dijanetit nga Turqia, Arabia Saudite, Shqipëria, Sanxhaku, Mali i Zi, Kroacia, Bullgaria dhe shumë mysafirë të tjerë. Në këto gara morën pjesë medresetë nga këto shtete: Kosova, Shqipëria, Turqia, Bosnja, Mali i Zi, Kroacia, Bullgaria dhe Sanxhaku.




Fjalë përshëndetëse mbajti edhe z. Abdullahu, drejtor i Zyrës Rajonale të Organizatës së Ligës së Botës Islame (Rabita), i cili përcolli përshëndetjet e sekretarit së saj, prof. dr. Muhammed Abdulkerim Isa, i cili ka lutur Zotin që t'u japë sukses të gjithëve për t'i shërbyer Librit të Allahut. Liga e Botës Islame nuk kursehet aspak që të mbështetë organet zyrtare që punojnë për këto gara duke i shërbyer fesë sonë të pastër.

Edhe përfaqësuesi nga Turqia Nazif Yilmaz – Drejtor i përgjithshëm për arsimin fetar në Ministrinë e Arsimit, mbajti një fjalë rasti, ku, pos të tjerash, theksoi se tani nga Medreseja "Alauddin" po realizohet një garë shembullore, në të cilën pjesëmarrës janë hafëzë të dashur nga nëntë shtete të Ballkanit dhe nga Turqia. I përgëzoj të rinjtë që e kanë memorizuar Kuranin dhe e lexojnë bukur atë, ngase ata janë përgëzuar nga Pejgamberi a.s.. "…i falënderoj të gjithë ata që kontribuuan për realizimin e kësaj gare. Në emër të Ministrisë së Arsimit të Republikës së Turqisë e falënderoj Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës dhe Medresenë "Alauddin". Bashkëpunimi ynë i

mirë do të vazhdojë edhe me tej në të ardhmen"- tha ai.

Komisioni profesional në përbërje të: Hfz. Safet Hoxha – Kosovë, Hfz. Etem Alanka – Turqi, Abdullah Al-Muhib – Siri, Hfz. Aziz Alili – Kroaci dhe Dr. Emjed Saadeh – Jordani bëri edhe vlerësimin e garuesve.

Fituesit e tri vendeve të para në nivelin e garës për lexim të lirë të meshkujve janë sipas kësaj radhitjeje: 1.Ahmed Shadinlija (Bosnjë) 2.Mahmud Enes Alpsumer (Turqi) dhe 3.Miraxh Islami (Kosovë).

Ndërsa fituesit e tri vendeve të para në nivelin e garës për lexim të lirë nga femrat janë sipas kësaj radhitjeje: 1.Rejhana Ukperaj (Shqipëri) dhe 2.Firesa Gollaku (Kosovë).

Në garën për hifz të xhuzit të 30-të në kategorinë meshkuj fituan: 1. Muhamet Vehap (Bosnja) 2. Eronit Hajdari( Kosovës) dhe 3. Amin Sula (Shqipëri).

Ndërsa për femra në këtë kategori fituese janë: 1. Nexhla Zukorliç (Sanxhak), 2. Rejhane Murati (Kosovë) dhe 3. Naida Doiç (Kroaci).




Në garën për 3 xhuza në kategorinë meshkuj fituan: 1. Lind Gralleva (Kosovë), 2. Abdurrahman Abdulmenan (Bosnjë) dhe 3. Alen Bala (Shqipëri)

Ndërsa për femra në këtë kategori fitues janë: 1. Anisa Dërguti (Kosovë), 2. Sumeja Destanoviç (Sanxhak) dhe 3. Rejhana Ukperaj (Shqipëri).

Në garën për hifz (memorizimit të Kuranit) në 5 xhuza në kategorinë meshkuj fituesit janë: 1. Bilal Hamidoviç (Bosnjë), 2. Ubejd Ademi (Kosovë) dhe 3. Mustafa Xhan Agirbash (Turqi).

Ndërsa për femra në këtë kategori fitues janë: 1. Amire Dërguti (Kosovë) dhe 2. Emina Zukorliç (Sanxhak).

Po ashtu duhet theksuar se të gjithë drejtorët e medreseve ballkanike pjesëmarrëse në këtë garë falënderuan Myftiun Tërnava për këtë organizim kaq madhështor e të suksesshëm që u vlerësua nga ta se vërtet nuk dallonte nga organizimet e rangjeve botërore të garave kuranore. *(R.S).*

# Mbi 100 tituj nga botimet e Kryesisë së BIRK-ut për bibliotekat ndërkomunale të Prizrenit dhe Mitrovicës

Me 14 nëntor Drejtori për veprimtari botuese i Kryesisë së BIK-ut, Mr. Ramadan Shkodra, i shoqëruar nga z.Agim Gashi, përgjegjës për literaturë, e vizitoi Bibliotekën Ndërkomunale të Prizrenit. Në shoqërim të tyre ishte dhe kryeimami i Prizrenit, dr. Orhan Bislimaj.

Ata u mirëpritën nga drejtoresha, znj. Sadete Sadikaj, e cila i njoftoi të pranishmit për gjendjen e Bibliotekës si dhe për aktivitetet që ka realizuar kjo bibliotekë, sidomos në identifikimin e librave të ashtuquajtur "të rrallë".

Drejtori Shkodra e njohu drejtoreshën Sadikaj me iniciativën për t'i pajisur bibliotekat e Kosovës, në nivel të regjioneve, me botimet e shtëpisë botuese "Dituria Islame", organ i Bashkësisë Islame të Kosovës. Me këtë rast, Ramadan Shkodra, në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, i dhuroi Bibliotekës Ndërkomunale të Prizrenit, 103 tituj të ndryshëm, pjesa dërrmuese e tyre nga tre ekzemplarë. Librat, janë nga fusha të ndryshme, islamistikë, filozofi, filologji, histori, kulturë, pedagogji, psikologji, etj.



Aksioni "Libri më afër lexuesit" do të vazhdojë edhe në bibliotekat e tjera, brenda Kosovës dhe jashtë saj, në nivel të trojeve shqiptare.

Po ashtu më 20 nëntor, zyrtarë komunalë nga Drejtoria për Kulturë, Rini dhe Sport në Mitrovicë, kanë pritur në një takim z. Shkodra dhe z. Gashi, të cilët me këtë rast ata i kanë dhuruar mbi 100 tituj të librave në tre ekzemplarë bibliotekës së qytetit të Mitrovicës "Latif Berisha". Në këtë takim ishin të pranishëm edhe përfaqë-

sues nga KBI të Mitrovicës, Irfan Krasniqi dhe Rexhep Lushta.

Me këtë rast, zyrtarët nga DKRS-ja kanë falënderuar përfaqësuesit e Bashkësisë Islame të Kosovës për gatishmërinë e tyre që të mbështetin bibliotekën e qytetit me tituj të rinj letrarë, duke thënë se Drejtoria për Kulturë, Rini dhe Sport, si dhe lexuesit e qytetit janë shumë mirënjohës për librat e dhuruar. *(R.Sh).*




## Edhe Prizreni shenon ditën e lindjes së Muhamedit a.s.

Me 15 nëntor në kuadër te aktiviteteve "Java e Ditëlindjes së Pejgamberit a.s.", në hapësirat e Institutit Junus Emre në Prizren është mbajtur programi "Mevlid-i Nebi", e cila u realizua në bashkëpunim me Kryesinë e BIK, Kryesinë e Bashkësisë Fetare të Dijanetit dhe Këshillin e Shërbimeve Fetare të Ambasadës Turke të Prishtinës.

Në këtë ngjarje morën pjese Konsulli i Përgjithshëm i Republikës së Turqisë në Prizren, Serdar Özaydın, Këshilltari i Kryetarit të Bashkësisë Islam në Kosovë, Naim Ef. Tërnava, Vedat Sahiti, eksperti i Këshillit të Lart Për Çështje Fetare pran Kryesisë së Dijanetit z. Sabri Akpolat, Këshilltar Për Çështje Fetare pran Ambasadës turke në Prishtinë, Nevzat Sabri Akın, përfaqësues nga Këshilli i Kryesisë Turke në Kosovë, (KFOR-it Turk), përfaqësues nga institucionet lokale dhe qendrore të Kosovës, përfaqësues të shoqërisë civile, si dhe shumë mysafirë të shumtë nga vendi. Programi filloi me Leximin e Kuranit; Dokumentar i shkurtër mbi jetën e Pejgamberit a.s.; fjalimet përshëndetëse; ligjërata nga Eksperti i Këshillit të Lartë Për Çështje Fetare pranë Dijanetit të Turqisë, Sabri Akpolat. U kënduan pjesë nga Mevludi/Ilahi si dhe në fund u bë duaja. *(V.S).*



## Mbahet konferenca Feja si Instrument i Paqes

Me 18 nëntor, pëfaqësuesit e Kryesisë se Bashkësisë Islame të Kosovës, Vedat Sahiti – këshilltar i Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnava dhe Ramadan Shkodra – drejtor për kulturë e veprimtari botuese moren pjesë në konferencën me temë: "Feja si Instrument i Paqes", e cila është organizuar nga presidenti i Republikës së Shqipërisë, z. Ilir Meta në bashkëpunim me Departamentin Amerikan të Shtetit.

Në këtë konferencë merrnin pjesë presidenti i Republikës së Shqipërisë, z. Ilir Meta, ambasadori për Liritë Fetare në Departamentin e Shtetit, z. Samuel Broënback, presidenti i Republikës së Kosovës, z. Hashim Thaçi, përfaqësues të lartë të institucioneve të vendeve të rajonit, studiues dhe të ftuar të ndryshëm. *(R.Sh).*



## U mbajt mbledhja e redaksisë së revistës “Takvimi”



Me 19 nentor redaksia e revistës ‘Takvimi” ka mbajtur mbledhjen e saj të rregullt. Mbledhjen e hapi kryeredaktori i revistës “Takvimi”, njëherësh sekretari i përgjithshëm i BIRK-ut, prof. Ahmet ef. Sadriu. Pastaj falënderoi kryeredaktorët dhe të gjithë anëtarët e mëhershëm të redaksisë që kanë dhënë kontribut për daljen e "Takvimit". Temë kryesore e takimit ishte përgatitja dhe botimi i "Takvimit" për vitin 2020.

"Takvimi" është organ i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, i cili për herë të parë është botuar më 1970 në gjuhën shqipe. *(R.S).*

## Promovohet vepra ‘Për fe dhe atdhe” të kryetarit të BFI të Maqedonisë së Veriut Sulejman ef. Rexhepi



Me 22 nëntor, u promovua libri “Për fe dhe atdhe” i kreut të Bashkësisë Fetare Islame të Maqedonisë së Veriut, haxhi Sulejman ef. Rexhepi. Në këtë eveniment kulturor nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës mori pjesë një delegacion nën udhëheqjen e sekretarit të përgjithshëm Ahmet ef. Sadriu. Në këtë takim u vlerësua lartë puna dhe angazhimi i reisit Rexhepi në këtë komplet të librave. Të pranishmit, duke folur për rëndësinë e këtyre librave, thanë se në këto vëllime janë të përfshira një pjesë e kontributeve shkencore ,vizioneve dhe angazhimeve mes funksionit të fesë, vendit dhe kombit. Në emër të Kryesisë së BIRK-ut dhe të myftiut Naim ef. Tërnava një fjalë rasti mbajti Ahmet ef.Sadriu i cili përgëzoi Reisin Rexhepi për këtë komplet librash duke e lutur Zotin që kjo vepër të jetë në kuadër të veprave që do të përfitojnë lexuesit dhe gjithë dashamirësit e librit si dhe për mundin Zoti ta shpërblejë me xhenet. Ndërsa kryetar i Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, Bujar Spahiu tha se Vepra e tij që sot jemi mbledhur për ta promovuar punën, djersën dhe kontributin që ai ka lënë gjatë gjithë këtyre viteve dhe natyrisht që është akoma i fortë për të kryer këtë funksion të ndershëm dhe të përgjegjshëm, siç është kryetari i BFI-së, na jep një domethënie shumë të madhe”,- tha Spahiu.

“Në emër të Fakultetit të Shkencave Islame mund të zgjedh fjalët më miradije, më të mira të asaj që i përshtaten veprimtarisë së kreut të BFI-së jo vetëm këtu, por duke mbrojtur identitetin islam në rajon dhe në përgjithësi”,- u shpreh dekani i Shkencave Islame, Shaban Sulejmani. Në fund reisul ulema h. Sulejman ef. Rexhepi falënderoi të gjithë pjesëmarrësit në këtë ngjarje kulturore duke thënë se “Kam bërë përpjekje të përmbledh në binomin fe dhe atdhe atë që kam shkruar dhe thënë gjatë tri dekadave të kaluara. Fjalët dhe vlerësimet që i dëgjova nga ato që morën pjesë aktive në demonstrimin e këtyre veprave është njëkohësisht e mendimit dhe librit shqip”,- tha kryetari i BFI-së, Sulejman Rexhepi. *(R.S)*

# "Bereqeti" ndihmon "Qendrën Integruese e Rehabilituese të të Sëmurëve Kronikë Psikiatrikë" në Shtime



Me 22 nëntor në vazhdën e aktiviteteve të saj, shoqata humanitare "Bereqeti", dega e Këshillit të Bashkësisë Islame të Ferizaj, shpërndau ndihma në Qendrën për Rehabilitim të të Sëmurëve Kronikë Psikiatrikë në Shtime. Pas shpërndarjes së ndihmave, koordinatori i "Bereqetit" të Ferizajt Naim ef. Rexhepi theksoi se Bereqeti vazhdon të ndihmojë kategoritë sociale që kanë nevojë dhe ka falënderuar të gjithë donatorët, të cilët, pa hezitim, po ofrojnë mbështetje dhe po i besojnë Bereqetit për t'ua dhënë dhe shpërndarë ndihmat shtresave të nevojshme. Në shoqërim të tij ishte edhe aktivisti i mirënjohur ferizajas z.Agon Zhinipotoku. Në emër të drejtorit të kësaj qendre Miftar Zenelaj falënderoi shoqatën "Bereqeti" që asnjëherë nuk i ka harruar dhe që gjithmonë kujdeset t'u ndihmojë. *(R.S)*

# Mbahet punëtoria për të Drejtën Humanitare Ndërkombëtare dhe të Drejtën Islame në Lidhje me Konfliktin e Armatosur



Komiteti Ndërkombëtar i Kryqit të Kuq (KNKK) në bashkëpunim me Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës (BIRK), më 27 nëntor, organizuan punëtori për të Drejtën Humanitare Ndërkombëtare dhe të Drejtën Islame në Lidhje me Konfliktin e Armatosur. Në këtë punëtori morën pjesë kryetari i BIRK-ut, Myfiu Naim ef. Tërnava, përfaqësuesi rajonal i Komitetit të Kryqit të Kuq Ndërkombëtar me seli në Sarajevë z. Klement Mahmud, shefi i misionit të KNKK-së në Kosovë Agim Gashi, kryetar të këshillave të BI-së, kryeimamë, profesorë nga Fakulteti i Studimeve Islame, profesorë nga Medreseja Alauddin, Bashkësia Fetare Islame e Maqedonisë së Veriut, zyrtarë të KNKK-së nga Sarajeva e mysafirë të tjerë.

Fjalën hyrëse e mbajti Myftiu Naim ef. Tërnava i cili falenderoi KNKK-në që në bashkëpunim me BIRK-un po organizojnë këtë workshop që është tejet i rëndësishëm. E çmoj dhe e vlerësoj lart organizimin e kësaj konference që për temë ka parimet që parasheh e drejta ndërkombëtare dhe e drejta islame në konfliktet e armatosura, respektivisht në luftëra.

Ne, si Bashkësi Islame e Kosovës, dhe unë si Myfti i saj, kemi pranuar me kënaqësi që të jemi bashkorganizator dhe të japim kontributin tonë modest në sqarimin e opinionit për parimet dhe konditat që ka dhe që kultivon e mëson feja islame në raport me konfliktet e armatosura respektivisht luftërat.

Po ashtu, ne do të njohim këtu edhe normat dhe parimet e së drejtë ndërkombëtare përkitazi me çështjen në fjalë.

Islami promovon paqen, tolerancën dhe respektin e ndërsjellë dhe vetë emri Islam është paqe.

Më pas Ragmi Destani nga Bashkësia Islame e Kosovës paraqiti trajtesën e tij me temën "Përdorimi i forcës sipas së drejtës islame", kurse përfaqësuesi rajonal të Komitetit të Kryqit të Kuq Ndërkombëtar me seli në Sarajevë z. Klement Mahmud, u paraqit me kumtesën "Sfidat e konflikteve të armatosura bashkëkohore në kontekstet islame". *(R.S).*

# Mbahet konferenca shkencore me titull: "Jeta e Pejgamberit a.s. prej lindje e deri në shpalljen hyjnore"

Më datë 27 nëntor 2019, në ambientet dhe organizimin e FSI-së, u mbajt konferenca shkencore njëditore "Jeta e Pejgamberit a.s. prej lindje e deri në shpalljen hyjnore" .

Fjalën e hapjes së konferencës e mbajti dekani i FSI-së, prof. asoc. dr. Fahrush Rexhepi, i cili përshëndeti të pranishmit dhe referuesit e kësaj konference.

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava në fjalën e tij përshëndetëse me rastin e hapjes së punimeve të konferencës, tha: "Është e thënë e vërtetuar se gjatë historisë së njerëzimit nuk ka një të dytë, të cilit t'i jetë kushtuar kaq rëndësi qoftë lindjes, jetës, veprës dhe qoftë edhe thënieve të tij, sa Pejgamberit tonë, Muhamedit a.s.". Duke folur për rëndësinë e hulumtimit dhe shkrimit rreth jetës së Pejgamberit a.s. ai tha: "Për Pejgamberin, Muhamedin a.s. do të flitet e do të shkruhet deri sa të ekzistojë lapsi dhe boja, sepse jeta e Pejgamberit a.s., më të vërtetë, është vetë misioni i tij e misioni i tij është Shpallja nga Allahu xh.sh".




Këshilltari i Ministrit të Arsimit Shkencës dhe Teknologjisë, dr. Shkodran Imeraj, në fjalën e tij përshëndetëse uroi dekanatin e FSI-së për organizimin e kësaj konference, duke uruar suksese dhe të arritura evidente gjatë punimeve të kësaj konference.

Në këtë konferencë, me punimet e tyre, ishin paraqitur 21 referues, nga Kosova, Shqipëria, Maqedoni dhe Novi Pazari. Konferenca punimet i zhvilloi në katër seanca të ndara. Çdo seancë përbëhej nga pesë referues, në kuadër të seancës ishte edhe kryesuesi i seancës.

Pas përfundimit të seancës së katërt, bazuar edhe në programin e konferencës, ishte paraparë një periudhë kohore për diskutime, ku të pranishmit parashtruan disa pyetje dhe dhanë sugjerime lidhur me konferencën dhe tematikat të cilat u shtjelluan në te. Punimet e tyre do të botohen nga Fakulteti i Studimeve Islame. *(V.Sh)*

# Të gjitha xhamitë iu përgjigjën thirrjes së Kryesisë së BIRK-ut për të ndihmuar të prekurit nga tërmeti në Shqipëri

Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës njofton besimtarët se pas thirrjes për tubimin e mjeteve financiare kushtuar familjeve të prekura nga tërmeti në Republikën e Shqipërisë, më 29 nëntor 2019 pas namazit të xhumasë, me sukses përfundoi aksioni për ndihmë vëllezërve të prekur nga tërmeti në Shqipëri, që u zhvillua nëpër të gjitha xhamitë e Kosovës.

Kryesia e BIK njofton se në këtë aksion janë mbledhur gjithsej 304302.89 euro (treqind e katër mijë e treqind e dy euro e tetëdhjetë e nëntë centë).



Me këtë rast, kryetari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava ka falënderuar Këshillat e BI-së së Kosovës, imamët, xhematin dhe të gjithë qytetarët në përgjithësi që shprehën zemërgjerësinë e tyre me mjetet e grumbulluara. Po ashtu, edhe hytbeja e xhumasë, i është kushtuar solidaritetit dhe ndihmës ndaj njëri-tjetrit në raste vështirësish dhe fatkeqësish. *(R.S)*

# Vazhdon ndihma e Bashkësisë Islame të Kosovës për të prekurit nga tërmeti në Shqipëri




Në kuadër të aksionit humanitar për të prekurit nga tërmeti në Shqipëri, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, në koordinim me Komunitetin Mysliman të Shqipërisë, me 29 nëntor nga dëshira e madhe për të ndihmuar, ka mbledhur shumë ndihma të tjera, nga ushqimi dhe veshmbathja.

Taulant Bicaj nga KMSh-ja tha: "Vlerësojmë shumë këtë solidarizim nga Kryesia e BIRK-ut që zgjatën dorën e ndihmesës, sidomos vëllezërit tanë kosovarë, kjo na ndihmon edhe më shumë dhe na jep shpresë".

BIRK-u është i vendosur që të mbështesë edhe më për tejkalimin e kësaj sfide, edhe në të ardhmen nuk do të mungojnë ndihmat në cilëndo formë të mundshme, në mënyrë që të zbutet situata socio-ekonomike e banorëve të prekur nga tërmeti që goditi Shqipërinë ditë më parë. *(R.S)*

# Vizitat e Drejtorit të Diasporës në Qendrat Islame Shqiptare në Europë

## Vizita në Qendrën Kulturore Islame në Frankfurt am Main



Më 22 shtator, në Qendrën Kulturore Islame në Frankfurt am Main, z. Siminica mori pjesë në manifestimin me rastin e përkujtimit 40-vjetori i themelimit të QKI-së dhe 30-vjetorit të veprimtarisë së imamit Ahmet ef. Kajoshaj. Z. Simnica, pas përshëndetjes dhe urimit në emër të BIK, theksoi sidomos virtytin e shqiptarëve gjithandej në shtetet e Perëndimit për kujdesin e veçantë në shprehjen e ndjenjave të tyre fetare islame, gjë që po e dëshmojnë më së miri edhe ndërtimi dhe themelimi i kësaj qendre-xhamie madhështore para 40 vjetëve dhe funksionimi i saj. Ai tha se BIK-u është shumë i përkushtuar që të forcojë dhe të shtojë komunikimin me xhamitë shqiptare në diasporë, me qëllim të bashkërenditjes së aktiviteteve në të mirë të mërgatës sonë.

## Vizita në Qendrën Islame Shqiptare në Karlsruhe



Më 23 shtator, Ekrem ef. Simnica, vizitoi Qendrën Islame Shqiptare në Karlsruhe, dhe xhaminë në ndërtim e sipër, që tashmë veçse ishin para përfundimit final. Ai u njoftua nga imami Muhamed ef. Havolli dhe nga përgjegjësit për ecurinë dhe mbarëvajtjen e punimeve. Ai shprehu kënaqësinë e tij për mbarëvajtjen e punimeve, pasi që institucionet e Qendrave Islame Shqiptare dita-ditës po ndërtojnë qendra të reja nëpër mërgatë dhe po përmirësojnë infrastrukturën për të përmirësuar dhe lehtësuar kryerjen e obligimeve fetare e kombëtare për mërgimtarët tanë.

## Vizita në xhaminë "Ebu Hanife" në Troisdorf

Me 25 shtator Drejtori i Diasporës në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, Ekrem ef. Siminca, i




shoqëruar nga imami, z. Halili, vizituan xhaminë "Ebu Hanife" .Ata panë nga afër punimet që janë zhvilluar në këtë objekt, si dhe u informuan nga imami i kësaj xhamie Resmi ef. Likaj, mbi ecurinë dhe mbarëvajtjen e punimeve. Ata u ndanë të kënaqur me punimet, pasi që me këto po përmirësohet dhe lehtësohen kryerja e obligimeve fetare dhe kombëtare për mërgatën tonë.

### Vizita në xhaminë "Nurul Islam" në Mönchengladbach



nga Myftiu Tërnava, si dhe nga i gjithë populli i Kosovës. Ai i falënderoi shqiptarët për kontributin dhe ndihmën e dhënë për vendlindjen e tyre.

### Vizita në Norvegji

Kjo vizitë u realizua me ftesë të Qendrës Shqiptare Fetare dhe Kulturore në Norvegji, nga data 30 tetor deri më 2 nëntor 2019. Kjo vizitë u organizua me qëllim të thellimit të bashkëpunimit ndërmjet BIK dhe QSHFK, të udhëhequr nga imami Sabri ef. Jonuzi dhe kryetari i Kryesisë së xhamisë Nysret Humolli.

Drejtori Simnica mbajti një ligjëratë dhe hytben e xhu-





Më 27 shtator, z. Siminica, vizitoi xhaminë "Nurul Islam" në M. Gladbach. Ai para xhematit mbajti një ligjëratë, në të cilën fillimisht uroi dhe përshëndeti kryesinë dhe imamin e kësaj xhamie për blerjen e objektit për xhami në sipërfaqe rreth 800 m2. Gjatë kësaj vizite mbajti edhe hytben e xhumasë dhe i priu namazit të xhumasë në xhaminë "Nurul Islam".

### Vizita në Qendrën Kulturore Shqiptare në Dusseldorf

Drejtori i Diasporës në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, Ekrem ef. Siminca, më datë 24 shtator 2019, vizitoi Qendrën Kulturore Shqiptare në Dusseldorf, në të cilën u prit nga imami Mensur ef. Halili, si dhe nga kryetar i Unionit të Qendrave Islame Shqiptare në Gjermani. Drejtori Simnica përcjelli përshëndetjet nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, nga strukturat udhëheqëse të saj,

masë, si dhe i priu namazit të xhumasë, kurse në xhaminë e Ryenit u organizua edhe një tribunë, në të cilën morën pjesë edhe imamët dhe kryesitë e qendrave të tjera në Norvegji. Ndër të pranishmit, në këtë tribunë ishin edhe imami i Bashkësisë Kulturore dhe Fetare Shqiptare në Ostfold, Ardian ef. Halili, i shoqëruar nga kryetari i kësaj qendre dhe anëtarët e tjerë të kryesisë, imami i Bashkësisë Kulturore dhe Fetare Shqiptare në Dramen, Jasir ef. Krasniqi, i shoqëruar nga kryetari z. Bajrush Berisha, si dhe shumë të ftuar të tjerë.

Më pas drejtori Simnica, i shoqëruar nga imami Sabri ef. Jonuzi, vizituan edhe qendra të tjera shqiptare në Norvegji, si Bashkësinë Kulturore dhe Fetare Shqiptare në Dramen, në të cilën u pritën nga kryetari i xhamisë Bajrush Berisha, si dhe Qendrën Islamike Kulturore Shqiptare në Oslo, ku u prit nga anëtarët e kryesisë, si dhe nga imami i kësaj qendre.

Në të gjitha qendrat që u vizituan, u pa nga afër kultivimi



në praktikë i traditës, gjuhës, fesë e zakoneve të popullit tanë. Në çdo qendër shprehën gatishmërinë për themelimin e bibliotekave me libra në gjuhën shqipe, kjo pasi që drejtoria e Diasporës ka ofruar falas të gjitha botimet e BIK-ut për të gjitha qendrat në diasporë. Aty u pa edhe interesimi për pranimin e nxënësve dhe studentëve nga diaspora për të vijuar mësimet dhe studimet në institucionet e Bashkësisë Islame, siç janë Medreseja "Alaudin" dhe Fakulteti i Studimeve Islame, në mënyrë që t'u ndihmohet atyre për ruajtjen e gjuhës, kulturës dhe identitetit të tyre kombëtar dhe fetar.

Më pas u zhvillua një takim edhe me imamin Ardian ef. Haliti, i cili është përgjegjës edhe për qendrën kulturore në Sarpsburg.

### Vizita në Zvicër

Nga data 21 deri më datë 25 nëntor, me ftesë të Qendrës Islame Shqiptare "Drita" në Lucern të Zvicrës, drejtori Simnica, qëndroi për vizitë në Zvicër. Ai përcolli përshëndetjet dhe selamet e Myftiut Tërnava, duke i uruar për Muajin e Mevludit, si dhe për përvjetorin e pavarësisë së Shqipërisë, duke lutur Zotin për një mirëqenie sa më të mirë për popullin tonë dhe për mbarë besimtarët.

Të shtunën, me datë 23 nëntor, pas namazit të jacisë u mbajt tribuna "Ai që nuk ka fe, s'ka atdhe", e organizuar nga kryesia e kësaj xhamie, për nder të shënimit të Muajit të Mevludit dhe shënimit të ditës së pavarësisë së Shqipërisë. Në këtë tribunë morën pjesë edhe Ali ef. Vezaj, Nijazi ef. Sinani, Remzi ef. Halimi etj.

Gjatë vizitës, drejtor Simnica ka vizituar edhe xhaminë "Uniteti" në Lucern si dhe xhaminë në "Glarus". *(E.S)*



## Dua Hatme në fshatin Blaç

Me 03.11.2019, në xhaminë e Blaçit, në prani të xhematit, me rastin e duasë së hatmes, u prezantua program i larmishëm nga imami Xhafer ef. Nebiu. Pas namazit të drekës u paraqitën 29 nxënës me një veshje solemne. Programin e hapi imami i xhamisë, i cili prezantoi vijuesit e mësim besimit, kurse në emër të KBI-Dragash, përshëndeti sekretari Nail Halimi, i cili fillimisht përgëzoi imamin për punën e pa lodhshme, pastaj fëmijët si dhe prindërit e tyre për mbështetjen e dhënë.

Pas programit secilit nxënës iu nda certifikatë nga z.Halimi. Duanë e bëri kryeimami Xhafer Fejziu.

Nxënësit që bënë hatme janë: Hajrip Latifi, Mentor Aliu, Gentrit Jusufi, Suad Latifi, Adni Murtezaj, Mehmed Koçinaj, Nysret Jusufi, Blini Dauti, Hamza Destani, Erjon Kamberi, Arif Nuridini, Harbin Tahiri, Benjamin Nuridini, Omer Tafili, Florent Xhimshiti, Ensar Murtezaj, Ajmina Miftari, Ermina Hyseni, Natyra Isufi, Elmedina Iljazi, Semina Nebija, Linda Kamberi, Ardita Faiku, Sena Isufi, Valentina Karimani, Halime Hajredini, Valmire Karimani, Albiana Ejupi, Amina Jusufi. (*Xh.F.)*



# Në kujtim të Tasim ef. Krasniqi nga Prizreni (1928 – 2019)

Më datë 28 prill 2019, ditë e diel, Prizreni i dha lamtumirën e fundit veteranit të hoxhallarëve, hfz. Tasim ef. Krasniqit nga Prizreni, i cili ndërroi jetë më 25 prill 2019, në moshën 91-vjeçare, në Hildesain të Gjermanisë. Ai u varros në varrezat e qytetit të Prizrenit, me nderime të larta fetare e qytetare. Në ceremoninë e varrimit, përveç familjarëve, miqësisë e farefisit, pati edhe shumë qytetarë, imamë, etj. Mori pjesë edhe anëtari i Kryesisë së BIRK-ut, prof. Reshat ef. Mexhiti. Namazin e xhenazës e fali imami i xhamisë "Ebu Bekri r.a." mr. Sebajdin ef. Krasniqi. Ndërsa, një fjalim të rastit, për bigrafinë e Hafëz Tasim ef. Krasniqit, e mbajti sekretari i Këshillit të BI-së së Prizrenit, dr. Orhan ef. Bislimaj.

Hfz. Tasimi, lindi më datë 20.10.1928 në fshatin Arbëri ish-Leskovec të Prizrenit, në një familje me tradita fetare e atdhetare, nga babai Eqeremi dhe nëna Zyrishahi. Pas kryerjes së mektebit te xhamia e fshatit të lindjes, hafëz Tasimi i vazhdon mësimet në Medresenë e njohur të "Mehmet Pashës" në Prizren. Aty, brenda trevjeçarit, me shumë sukses, e përfundon hifzin e Kuranit të Madhnueshëm, te hafiz Ismailhaki efendiu. Kjo përgatitje profesionale e hafëz Tasimit, për nivelin e kohës



ishte një arritje mjaft e lartë.

Si një besimtar i devotshëm dhe i përkushtuar për të mirën e shoqërisë, hafëz Tasimi i përvishet me shumë krenari detyrës së imamit. Ai, bashkë me shumë kolegë të tjerë, si vëllezër të tij, janë hoxhallarët që e kanë ujitur fenë e Allahut në këto troje, si dhe e kanë mbajtur gjallë vetëdijen kolektive shqiptare, në një periudhë mjaft të errët të historisë së kombit tonë.

Duke qenë edukator dhe mësues, Hafëz Tasimi, e ka kryer detyrën e imamit, hatibit e mualimit, në disa vende e xhami:

- Menjëherë, pas hafëzllëkut, gjatë Muajit të Ramazanit, për dy vjet radhazi, ka mbajtur mukabele – lexim të Kur'anit, në xhaminë "Mehmet Pasha", që ishte dhe është xhamia kryesore e Prizrenit;
- Pesë vjet radhazi, ka shërbyer në detyrën e imamit në xhaminë e fshatit Kushnin të Prizrenit;
- Dhjetë vjet ka shërbyer imam në xhaminë e fshatit Leskovec;
- Dhjetë vite të tjera ka shërbyer imam në xhaminë e fshatit Gjinovc të Therandës (ish-Suharekë). Etj.



Mirëpo, për shkak të gjendjes së vështirë ekonomike, hafëz Tasimi, në vitin 1970, detyrohet të migrojë në Gjermani, në qytetin Hildesain afër Hanoverit. Aty, punoi deri në pensionimin e tij, në vitin 1998. Edhe në Gjermani, vullnetarisht, e ka mbajtur aktive detyrën e imamit. Në xhaminë, ku ka banuar, ai ka kryer shërbime fetare si imam, e sidomos gjatë Ramazanit, duke falur edhe namazin e teravisë, pasi që ishte hafëz i Kuranit dhe e kishte zërin mjaft të bukur. Po ashtu, si njeri me ndikim që ishte, Hafëz Tasimi, ka vazhduar aktivitetin edukativ dhe frymëzimin kombëtar, jo vetëm te të afërmit e tij, por edhe te mërgata shqiptare në përgjithësi, në ndërgjegjësimin e tyre për lirinë dhe pavarësinë e Kosovës.

Këshilli i Bashkësisë Islame i Prizrenit dhe qytetarët e Prizrenit, në përgjithësi, janë mirënjohës për kontributin sasior e cilësor të hafëz Tasimit.

Hafëz Tasim Krasniqi konsiderohet si hafëzi i fundit i Medresesë "Gazi Mehmet Pasha" të Prizrenit, e cila ishte mbyllur nga regjimi i kohës, në vitin 1947. Ai, ka lënë trashëgimtarë 4 djem dhe 2 vajza si dhe shumë nipër e mbesa.

E lusim Allahun e Madhërishëm, që hafëz Tasimin ta shpërblejë me xhennetin Firdevs dhe shpirtin e tij ta bashkojë me shpirtin e pejgamberëve, dëshmorëve, familjarëve dhe të njerëzve të mirë. Amin!

*Prizren, 28 prill 2019*

*(Dr. Orhan Bislimaj)*

| AUTOR: AGIM GASHI | XHIRUESI ME KAMERË | QË UA MBATH KËMBËVE | AI QË BËN NJË LUTJE FETARE | GRIMËCOVA | MURATIM | VARIANT I EMRIT HALIM | VEPRIMTARI BOSHNJAK, BALIQ | XHAXHA | EDUKIM | RADIUSI | ONE AMERICA NEWS | | ME QETËSI | LARË NË FLAKË | E NJË DEGË MJEKËSORE |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| MAJA MË E LARTË NË AFRIKË | | | | | | | | | | | | QENDRA FAMILJARE KRYESORE / THNEGLA | | | |
| MBLEDHUR | | | | | | | | | | EMËR I H. FEMRE / ALASKA | | | | | |
| QEVERISJE | | | | | | | | I SANITETIT / NOTË MUZIKORE | | | | | | | |
| PJATË | | | | MARKË TEKNOLOGJ. MJEKËSORE / E QESHUR TALLËSE | | | | | | | KONOPI / TONI | | | | |
| DËSHMORI, KIÇINA | | | | | | PËSHPË-RITUR FJALË | | | | | | | | | |
| EMËR MASHKULLI | | | | |  | | | | | | NORVEGJIA | | ARGJIT GJEBREA / VEGËL MUZIKORE | | |
| MUA (ang.) | | | GRUP GJAKU / RRAH EM SHKOP | | | | | | | | LËNDË E FORTË MINERALE | | | | |
| AMPERI | | STRONCIUMI / E ORATORISË | | | | | | | | | ORGANIZATA TREGTARE | | | KALIUMI / PËRSHËN-DETJA ISLAME | |
| SPORT UJI | | | | | | | | | | | AZOTI | | SELENI / AJËR (ahuj) | | |
| PASURI E PATUNDSHME | | | | | | | | | | | ACTUARIAL ASSOCIATION of EUROPE | | | | PANDJESI |
| | ACUTE PULONARY EDEMA / TEKNIK FILMASH | | | | | | | | | | | EUROPEAN LIFT ASSOCIAT. / GJENDJE E VËSHTIRË | | | |
| PEZMATIM VESHI | | | | | | | | | | | DAJAK | | | | |
| PALESTINIAN OCCUPIED TERRITORIES | | | | BANJOJA PUBLIKE ALLA TURKA | | | | | | | LLOJ KREME KOZMETIKE | | | | |
| ERBIUMI | | | SPITALI / LIGEN SHQIPTAR | | LLOJ SHPENDI (sh. Shq.) | INDIA | FORCË | DËSHMORI, MEHË | LOS ANGELES | E MIRË MATERIALE | LITRI | | ITALISHT / ELEMENT KIMIK | | |
| PËR-MBLEDHJET | | | | | | | | | | | | | | INDUKSIONI / SHTET AMERIKANO-JUGOR | |
| ENDE | | | | | | TITULL I LARTË MËSIMOR / IRLANDA | | | | | | | | | SHOK |
| TËRËSIA E TEMAVE | | | | | | | | | LËRIM / ESDAD MEKULI | | | | | | |
| OKSIGJENI | | EMNAKJA E AMARIT / ZERO | | | | | | FRYMA | | | | HISTORIANI, HADRI / AUSTRIA | | | |
| THËRMOHET | | | | | | | | TEKNIK MAKINASH | | | | | | | |

# Nënës Shqipëri

Oj nëna Shqipëri,
*Të lumët ne që të kemi*
*Qoftë në gëzim apo mërzi*
*Me ty të gjithë jemi.*

*Kur të ndodhi e keqja ty*
*Fjala është për tërmetin*
*Të gjithë bota e pa me sy*
*Ndër shqiptarë solidaritetin.*

*Mori shumë jetëra ajo dridhje*
*Rrënoi edhe godina shumëkatëshe*
*Te të gjithë shqipëtarët u bë besëlidhje*
*Të jemi si një shtëpi shum anëtarëshe.*

*Shihni motrën e sëmurë me kancer*
*Harron dertet e veta të sëmundjes e të vetmisë*
*Pesëdhjetë euro nga kuleta po i nxjerr*
*Ndihmë nënës sonë, Shqipërisë.*

*Të vdekurit nën gërmadha Zoti i mëshiroftë*
*Të gjithë për ta kemi dhimbje*
*E të afërmit e tyre Zoti me durim i forcoftë*
*Sabër bëfshin, se nuk ka tjetër zgjidhje!*

*Nese te dëmtuarit nuk kanë ku me fjetë*
*Kosovës do t'ia mësyejnë*
*Shtëpitë tona të hapura kanë me i gjetë*
*Pa trokitë, sikur te vëllezërit do të hyjnë.*

*Edhe Bashkësia Islame ka apelue*
*Të mblidhen ndihma nepër xhamia*
*Secili çka ka mundësi me ndihmue*
*Se Jona është Shqipëria.*

*Gjithkush do të niset prej veti*
*Sa mundet e sa zemra i kushton*
*Edhe pse s'kanë pare si Behxheti*
*Me i dhanë nga një milion.*

*Edhe Kosova tash njëzet vjet*
*Kur na ka ndjekë shkau*
*Dyert çelë në Shqipëri i ka gjetë*
*Si me shkue te vllau.*

*Gjithë populli jonë një vëlla jemi*
*Nuk ka kush që mundet për të na ndarë*
*Një Zot, një gjak, një gjuhë e kemi*
*Te lumët ne që jemi shqiptarë.*

*Evropa edhe pse me guri na e ndau tokën*
*Me qëllim që njëri-tjetrin ta largojmë*
*Kjo nuk mundi me na e mbushë kokën*
*Që ne njëri-tjetrin ta harrojmë.*

*Mehmet Gashi*

